**LIGJ**
**Nr. 80/2015**

**PËR ARSIMIN E LARTË DHE KËRKIMIN SHKENCOR NË INSTITUCIONET E ARSIMIT TË LARTË NË REPUBLIKËN E SHQIPËRISË**

Në mbështetje të neneve 78 dhe 83, pika 1, të Kushtetutës, me propozimin e Këshillit të Ministrave,

KUVENDI
I REPUBLIKËS SË SHQIPËRISË

VENDOSI:

KREU I
DISPOZITA TË PËRGJITHSHME

Neni 1
**Misioni i arsimit të lartë**

Arsimi i lartë është e mirë dhe përgjegjësi publike dhe ka për mision:

a) të krijojë, të zhvillojë, të përcjellë dhe të mbrojë dijet përmes mësimdhënies, kërkimit shkencor, si dhe të nxisë e të zhvillojë artet, edukimin fizik dhe sportet;

b) të formojë specialistë të lartë dhe të përgatisë shkencëtarë të rinj, në përputhje me prioritetet e zhvillimit të vendit, duke kontribuar në rritjen e standardeve të demokracisë në vend;

c) të ofrojë mundësi të barabarta për të përfituar nga arsimi i lartë dhe të mësuarit gjatë të gjithë jetës;

ç) të kontribuojë në zhvillimin ekonomik, social dhe kulturor në nivel kombëtar dhe rajonal, si dhe në forcimin e sigurisë publike dhe kombëtare;

d) të mbështesë prioritetet strategjike dhe interesat e zhvillimit të vendit;

dh) të integrojë mësimdhënien me kërkimin shkencor;

e) të nxisë bashkëpunimin ndërkombëtar në fushën e arsimit të lartë.

Neni 2
**Qëllimi i ligjit**

Ky ligj ka për qëllim:

a) të përcaktojë rolin e shtetit në arsimin e lartë;

b) të përcaktojë misionin, objektivat kryesorë të arsimit të lartë dhe kërkimit shkencor, rregullat e krijimit, organizimit, drejtimit, administrimit, financimit dhe mbylljes të institucioneve të arsimit të lartë;

c) të krijojë një sistem të unifikuar të arsimit të lartë, kërkimit shkencor në institucionet e arsimit të lartë, inovacionit bashkëkohor e konkurrues në hapësirën europiane të arsimit të lartë;

ç) të krijojë mekanizma të qëndrueshëm të sigurimit të cilësisë në institucionet e arsimit të lartë, në përputhje me standardet europiane;

d) të vendosë arsimin e lartë mbi baza të qëndrueshme financiare, duke krijuar mundësinë për shfrytëzimin e burimeve të ligjshme të financimit;

dh) të garantojë mundësi të barabarta, mbi bazën e meritës, për të gjithë individët që duan të ndjekin studimet në arsimin e lartë;

e) të bazojë sistemin e arsimit të lartë mbi parimin e konkurrencës së lirë mes institucioneve të arsimit të lartë, personelit akademik dhe studentëve.

Neni 3
**Liria akademike dhe autonomia e institucioneve të arsimit të lartë**

1. Institucionet e arsimit të lartë gëzojnë liri akademike, autonomi financiare, organizative dhe të përzgjedhjes së personelit, në përputhje me legjislacionin në fuqi.

2. Liria akademike garantohet nëpërmjet së drejtës:

a) për të organizuar veprimtaritë e mësimdhënies, ato kërkimore-shkencore, të inovacionit, si dhe veprimtaritë krijuese;

b) për të hartuar dhe zhvilluar programet e studimit dhe për të përcaktuar fushat e veprimtarisë kërkimore-shkencore;

c) për të organizuar procesin e promovimit të personelit akademik.

3. Autonomia financiare garantohet nëpërmjet së drejtës:

a) për të krijuar të ardhura të ligjshme nga veprimtaritë e mësimdhënies, nga veprimtaritë kërkimore-shkencore, nga të drejtat intelektuale, nga markat dhe patentat, nga shërbimet, nga veprimtaritë artistike e sportive, si dhe nga veprimtari të tjera ekonomike, të cilat përdoren në përputhje me legjislacionin në fuqi;

b) për të përfituar fonde nga shteti dhe organizma të tjerë;

c) për të caktuar rregullat e brendshme të financimit, të shpërndarjes dhe përdorimit të të ardhurave, sipas veprimtarisë dhe nevojave të institucionit;

ç) për të përcaktuar tarifat e studimit, në përputhje me këtë ligj;

d) për të administruar pasuritë e luajtshme dhe të paluajtshme që institucionet zotërojnë ligjërisht, në përputhje me misionin e tyre.

4. Autonomia organizative dhe e përzgjedhjes së personelit garantohet nëpërmjet së drejtës:

a) për t'u vetëqeverisur, për të zgjedhur organizmat drejtues, për të organizuar strukturat dhe rregulluar mënyrat e ushtrimit të veprimtarisë së tyre nëpërmjet akteve të tyre të brendshme, të hartuara në përputhje me këtë ligj dhe me aktet e tjera, ligjore e nënligjore, në fuqi;

b) për të caktuar kritere për pranimin e studentëve në programet e studimit, në përputhje me këtë ligj;

c) për të lidhur marrëveshje me persona juridikë, publikë dhe privatë, vendas ose të huaj, për zhvillimin e veprimtarive mësimdhënëse, kërkimore-shkencore, kualifikuese, inovative, si edhe veprimtari të tjera të ligjshme;

ç) për të caktuar në mënyrë të pavarur numrin e personelit, kriteret dhe procedurat e përzgjedhjes së tij, si dhe për të përcaktuar pagat e personelit, në përputhje me formën e institucionit.

Neni 4
**E drejta për arsimim**

1. Të drejtën për të ndjekur arsimin e lartë e kanë të gjithë ata individë që kanë përfunduar me sukses arsimin e mesëm dhe të cilët plotësojnë kriteret e pranimit, të përcaktuara nga kuadri ligjor në fuqi dhe nga institucionet e arsimit të lartë.

2. Shteti garanton arsimimin edhe për individët që plotësojnë kriteret e pranimit në një program të ciklit të parë të studimeve, në një program të integruar të studimeve ose në një program të studimeve profesionale, por që nuk kanë mundësitë financiare për t'i përballuar ato.

3. Arsimi u garantohet në këto programe studimi edhe individëve, të cilëve u njihet kjo e drejtë me ligje të veçanta.

4. Këshilli i Ministrave nxjerr akte nënligjore për përcaktimin e kategorive të individëve që përfitojnë nga kjo e drejtë, sipas pikës 2 të këtij neni.

Neni 5
**Roli i shtetit në arsimin e lartë**

1. Shteti ushtron funksione rregullatore dhe krijuese të institucioneve publike të arsimit të lartë, si dhe financon arsimin e lartë dhe kërkimin shkencor.

2. Shteti, nëpërmjet organeve dhe strukturave përgjegjëse të tij, ka përgjegjësitë dhe detyrimet si më poshtë:

a) garanton autonominë dhe lirinë akademike të institucioneve të arsimit të lartë;

b) është përgjegjës për përcaktimin dhe monitorimin e standardeve në arsimin e lartë për hapjen dhe akreditimin e institucioneve e të programeve të studimit që ato ofrojnë;

c) vlerëson cilësinë dhe funksionimin e institucioneve të arsimit të lartë, përmes agjencive të tij, atyre të pavarura ose të huaja, duke bërë publik procesin dhe rezultatet e tij;

ç) vë në dispozicion fonde publike për mbështetjen e programeve të studimit ose fushave të caktuara të kërkimit shkencor, në përputhje me përparësitë e zhvillimit dhe interesave strategjikë të vendit;

d) vë në dispozicion fonde publike për të garantuar aksesin në arsimin e lartë, sipas meritës, pavarësisht nga mundësitë financiare të individëve;

dh) garanton paprekshmërinë e institucioneve të arsimit të lartë dhe të territorit të tyre. Ndërhyrja e organeve të rendit publik në mjediset akademike bëhet me kërkesën ose lejen e titullarit të institucionit të arsimit të lartë. Vetëm në rastet e kryerjes së një vepre penale flagrante, në rastet e fatkeqësive natyrore dhe gjendjes së jashtëzakon-shme, organet e rendit publik kanë të drejtë të ndërhyjnë edhe pa lejen e titullarit të institucionit të arsimit të lartë. Cenimi i paprek-shmërisë së institucioneve të arsimit të lartë ndëshkohet sipas legjislacionit në fuqi;

e) garanton laicitetin e institucioneve të arsimit të lartë publik dhe mospërdorimin e simboleve fetare prej tyre. Arsimi i lartë jolaik dhe specifikat e funksionimit të institucioneve të tij rregullohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

3.Institucionet e arsimit të lartë ruajnë neutralitet politik.

Neni 6
**Përkufizime**

Në këtë ligj termat e mëposhtëm kanë këto kuptime:

1. "Akreditimi" është procesi i pavarur për vlerësimin e jashtëm të cilësisë, i cili përcakton nëse institucioni i arsimit të lartë dhe/ose programet e studimit, që ai ofron, përmbushin standardet e caktuara të cilësisë, në përputhje me aktet ligjore dhe nënligjore në fuqi.

2. "Arsimi i lartë" është arsimimi që ofrohet pas arsimit të mesëm nga institucionet e arsimit të lartë, sipas përcaktimeve të këtij ligji dhe akteve të tjera nënligjore.

3. "Bursa" është financimi monetar që jepet për të mbështetur arsimimin e një studenti, mbi bazën e arritjeve akademike të tij ose kritereve të tjera, në përputhje me aktet ligjore dhe nënligjore në fuqi.

4. "Diplomë e dyfishtë ose e shumëfishtë" është diploma e lëshuar veçmas nga dy ose më shumë institucione të arsimit të lartë, me marrëveshje, që dëshmon përfundimin me sukses të një programi të përbashkët studimi.

5. "Diplomë e përbashkët" është diploma e lëshuar bashkërisht me marrëveshje nga së paku dy institucione të arsimit të lartë, që dëshmon përfundimin me sukses të një programi të përbashkët studimi.

6. "Dokumenti i prioriteteve" është dokumenti që përcakton strukturën e shpenzimit të fondit publik për arsimin e lartë dhe kërkimin shkencor, në përputhje me prioritetet e vendit.

7. "ECTS - *EuropianCreditTransferSystem*" është përcaktimi i kreditit, sipas Sistemit Europian të Transferimit të Krediteve të formimit në arsimin e lartë.

8. "Gjurmimi i studentëve" është procesi i ndjekjes së studentit,lidhur me kualifikimet e tij të mëtejshme dhe punësimit, sipas programit të ndjekur.

9. "Institucionet e arsimit të lartë" janë personat juridikë që ofrojnë arsimim të lartë ose kualifikim profesional pas arsimit të mesëm dhe, sipas llojit të institucionit, edhe kërkim shkencor, si pjesë e sistemit të arsimit të lartë, të krijuar, dhe që ushtrojnë veprimtarinë në përputhje me aktet ligjore dhe nënligjore në fuqi.

10. "Karrierë akademike" është veprimtaria mësimore dhe kërkimore-shkencore e personelit akademik të institucionit të arsimit të lartë.

11. "Kërkimi shkencor bazë" është veprimtaria kërkimore-shkencore, që ka për qëllim kryesor zgjerimin, thellimin, rikonceptimin dhe riintegrimin e njohurive shkencore mbi fenomenet e studiuara dhe të kuptuarit teorik të ndërveprimit midis aktorëve të ndryshëm dhe vetë procesit ku ato ndikojnë.

12. "Kërkimi shkencor i zbatuar" është veprimtaria kërkimore-shkencore, që ka për qëllim të gjejë zgjidhje praktike dhe specifike me objektiv kryesor shfrytëzimin e njohurive teorike, me qëllim zbatimin e tyre në praktikë.

13. "Kodi i cilësisë" është përmbledhje e standardeve dhe udhëzimeve për sigurimin e brendshëm e të jashtëm të cilësisë në arsimin e lartë.

14. "Leja e hapjes" është vendimi i Këshillit të Ministrave për hapjen e një institucioni të arsimit të lartë, kur ky i fundit përmbush kriteret dhe standardet e përcaktuara në këtë ligj dhe në akte nënligjore, që i njeh një subjekti të drejtën për të themeluar një institucion të arsimit të lartë.

15. "Leja për të filluar veprimtarinë akademike" përmbahet në urdhrin e ministrit përgjegjës për arsimin për fillimin e veprimtarisë së një institucioni të arsimit të lartë.

16. "Mbyllja e veprimtarisë së institucionit" është heqja e së drejtës për të ushtruar veprimtarinë mbi bazën e lejeve të përfituara, në rastet kur IAL-ja nuk përmbush kushtet dhe nuk plotëson kriteret për ushtrimin e veprimtarisë së institucionit të arsimit të lartë.

17. "Në kategorinë "Profesorë" përfshihen titujt akademikë: "Profesor", "Profesor i asociuar", "Profesor emeritus", si dhe titujt "Akademik i asociuar" dhe "Akademik", të njohura sipas kuadrit ligjor në fuqi.

18. "Plani buxhetor afatmesëm" është parashikimi i specifikuar i aktivitetit financiar të një institucioni të arsimit të lartë, që pritet të kryhet në një periudhë trevjeçare.

19. "Plani buxhetor njëvjeçar" është parashikimi i specifikuar i aktivitetit financiar të një institucioni të arsimit të lartë, që pritet të kryhet në një periudhë njëvjeçare.

20. "Plani strategjik i zhvillimit të institucionit" është dokumenti ku përcaktohen objektivat e

institucionit të arsimit të lartë apo të njësive përbërëse të tij, si dhe mjetet e mënyrat e realizimit të tyre.

21. Pezullimi i veprimtarisë së institucionit" është heqja e së drejtës për të regjistruar studentë për një afat maksimal dyvjeçar, deri në përmbushjen e kushteve të vendosura nga ministria përgjegjëse për arsimin për plotësimin e kritereve për ushtrimin e veprimtarisë së institucionit të arsimit të lartë.

22. "Programi i studimit" është një tërësi veprimtarish akademike dhe/ose kërkimore shkencore, përfundimi me sukses i të cilave i jep të drejtën studentit të pajiset me një certifikatë, diplomë ose gradë shkencore prej institucionit të arsimit të lartë që e ofron atë, në varësi të llojit të programit të studimit.

23. "Riorganizimi i institucionit të arsimit të lartë" është ndryshimi i strukturës dhe mënyrës së funksionimit të institucionit të arsimit të lartë.

24. "Sigurimi i brendshëm i cilësisë" është procesi i vazhdueshëm i monitorimit, vlerësimit, garantimit, ruajtjes dhe përmirësimit të cilësisë së veprimtarisë në institucionet e arsimit të lartë, që zhvillohet nga vetë institucionet.

25. "Sistemi i studimeve me kohë të plotë" përfshin organizimin e programeve të studimit me ngarkesë akademike normale 60 kredite ECTS në një vit akademik.

26. "Sistemi i studimeve me kohë të zgjatur" përfshin organizimin e programeve të studimit me të njëjtën ngarkesë akademike totale të programeve të studimit me kohë të plotë, por me kohëzgjatje më të madhe e që në asnjë rast nuk mund të kalojë dyfishin e kohëzgjatjes normale.

27. "Tarifa e aplikimit" është vlera monetare që paguan studenti për aplikim në një program studimi.

28. "Tarifa e konkurrimit" është vlera monetare që paguan studenti për të konkurruar pranë institucionit të arsimit të lartë për të fituar në një program studimi, në ato raste kur institucioni parashikon zhvillimin e konkursit.

29. "Tarifa e regjistrimit" është vlera monetare që paguan studenti për t'u regjistruar në një program studimi.

30. "Tarifa e shkollimit" është vlera monetare që paguan studenti për ndjekjen e një programi studimi pranë një institucioni të arsimit të lartë.

31. "Tarifa e studimit" përfshin tarifën e regjistrimit dhe tarifën e shkollimit.

32. "Të mësuarit gjatë gjithë jetës" është ndjekja e veprimtarive dhe/ose programeve mësimore në periudha të ndryshme të jetës, me synim zgjerimin e njohurive për të rritur aftësitë studimore dhe/ose profesionale.

33. "Vlerësimi krahasues" ështëprocesi formal i analizës së rezultateve të arritura prej institucioneve të arsimit të lartë, mbi bazën e të cilit kryhet renditja e tyre.

## KREU II
## ORGANIZIMI I ARSIMIT TË LARTË DHE KËRKIMIT SHKENCOR

### Neni 7
### **Ministria përgjegjëse për arsimin**

1. Ministria përgjegjëse për arsimin është institucioni që realizon programin qeverisës në fushën e arsimit të lartë dhe kërkimit shkencor.

2. Ministria përgjegjëse për arsimin ka këto kompetenca:

a) harton politika në fushën e arsimit të lartë dhe kërkimin shkencor, si dhe miraton planin strategjik në këtë fushë;

b) harton dhe propozon bazën ligjore në fushën e arsimit të lartë dhe kërkimit shkencor;

c) propozon në Këshillin e Ministrave modelin e financimit të buxhetit për arsimin e lartë dhe kërkimin shkencor, sipas përcaktimeve të këtij ligji dhe akteve të tjera, ligjore e nënligjore, në fuqi;

ç) propozon në Këshillin e Ministrave marrjene vendimit për hapjen, bashkimin e një institucioni të arsimit të lartë me një institucion tjetër dhe mbylljen e institucioneve të arsimit të lartë;

d) lejon fillimine veprimtarisë së institucioneve të arsimit të lartë;

dh) miraton hapjene programeve të reja të studimit, riorganizimin, pezullimine veprimtarisë akademike dhe mbylljen e tyre;

e) kontrollon pajtueshmërinë e veprimtarisë së institucioneve të arsimit të lartë me aktet ligjore e nënligjore në fuqi;

ë) auditon, së paku një herë në tre vjet, përdorimine fondeve publike në institucionet e arsimit të lartë;

f) i propozon Këshillit të Ministrave kufirin maksimal të tarifës së shkollimit për programet e studimit të ciklit të parë në institucionet publike të arsimit të lartë;

g) administron regjistrin shtetëror të gradave shkencore dhe titujve akademikë;

gj) mbështet me infrastrukturën e nevojshme veprimtaritë kërkimore-shkencore vetëm në institucionet publike të arsimit të lartë;

h) mbështet veprimtarinë e inovacionit dhe zhvillimit;

i) përcakton datën zyrtare të fillimit dhe mbarimit të vitit akademik për të gjitha institucionet e arsimit të lartë;

j) verifikon ligjshmërinë e zhvillimit të zgjedhjeve në institucionet publike të arsimit të lartë dhe përcjell për emërim kandidatin fitues të zgjedhjeve për rektor në universitetet publike te Presidenti i Republikës;

k) vendos kushte për institucionin e arsimit të lartë dhe /ose pezullon veprimtarinë e tij, bazuar në raportet e kontrollit të ligjshmërisë, të akreditimit ose auditimit;

l) i propozon Këshillit të Ministrave mbylljen e veprimtarisë së institucionit të arsimit të lartë, bazuar në raportet e kontrollit të ligjshmërisë, të akreditimit ose auditimit.

Neni 8

**Këshilli i Arsimit të Lartë dhe Kërkimit Shkencor**

1. Këshilli i Arsimit të Lartë dhe Kërkimit Shkencor (KALKSH) është organ këshillimor për politikat e arsimit të lartë dhe kërkimit shkencor, pranë ministrit përgjegjës për arsimin.

2. Anëtarët e KALKSH-it janë personalitete të njohura të fushave akademike dhe emërohen nga ministri përgjegjës për arsimin.

3. Organizimi, funksionimi dhe kohëzgjatja e qëndrimit në detyrë dhe shpërblimi i anëtarëve të KALKSH-it përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 9

**Qendra e Shërbimeve Arsimore**

1. Qendra e Shërbimeve Arsimore (QSHA) është institucion publik, në varësi të ministrisë përgjegjëse për arsimin, që ka për mision ofrimin e shërbimeve në fushën e arsimit të lartë dhe sigurimin e aksesit publik në të dhënat për arsimin e lartë.

2. QSHA-ja ka për objekt veprimtarie ofrimin e shërbimeve për qytetarët, IAL-të, institucionet e tjera dhe të tretët. Ofrimi i shërbimeve ndaj të tretëve bëhet nga QSHA-ja pas miratimit nga ministria përgjegjëse për arsimin, kundrejt pagesës së tarifave të përcaktuara me vendim të Këshillit të Ministrave.

3. QSHA-ja financohet nga Buxheti i Shtetit dhe nga të ardhurat e veta, si dhe ka të drejtën e administrimit të të ardhurave të krijuara, në masën 90 për qind të vitit buxhetor. Të ardhurat e papërdorura kalojnë në vitin pasardhës buxhetor.

4. Organizimi, funksionimi i QSHA-së dhe procedurat e regjistrimit të studentëve rregullohen me udhëzim të ministrit përgjegjës për arsimin.

Neni 10

**Funksionet e Qendrës së Shërbimeve Arsimore**

1. QSHA-ja ka këto funksione:

a) koordinon procesin e aplikimit në institucionet e arsimit të lartë për ndjekjen e studimeve në programet e ciklit të parë, atyre të integruara dhe programet profesionale;

b) krijon dhe administron regjistrin kombëtar të studentëve të të gjitha cikleve dhe një bazë të dhënash për institucionet e arsimit të lartë, lidhur me programet e studimit, diplomat apo certifikatat që ato lëshojnë;

c) pajis çdo student të regjistruar në një institucion të arsimit të lartë me një numër unik matrikullimi, që e shoqëron deri në marrjen e diplomës për programin përkatës të studimit, sipas përcaktimeve të bëra me udhëzim të ministrit përgjegjës për arsimin;

ç) organizon dhe administron provimin e shtetit për profesionet e rregulluara, në bashkëpunim me organet kompetente përkatëse;

d) ofron çdo shërbim tjetër të ngarkuar nga ministri përgjegjës për arsimin.

2. Çdo institucion i arsimit të lartë raporton në QSHA për të gjithë aplikantët e regjistruar në ciklin e dytë dhe të tretë të studimeve të larta, si dhe për listën e të diplomuarve, sipas cikleve, brenda afateve të përcaktuara nga ministria përgjegjëse për arsimin.

Neni 11

**Agjencia Kombëtare e Financimit të Arsimit të Lartë**

1. Agjencia Kombëtare e Financimit të Arsimit të Lartë (AKFAL) është institucion publik në varësi të ministrisë përgjegjëse për arsimin, që ka për

detyrë kryesore shpërndarjen e fondeve publike për:

a) mbështetjen e veprimtarisë së institucioneve publike të arsimit të lartë, ku përfshihet mësim-dhënia, kërkimi shkencor dhe pjesëmarrja në çështjet e menaxhimit akademik dhe administrativ;

b) mbështetjen me bursa studimi për studentët e shkëlqyer me notë mesatare maksimale nga sistemi i arsimit të mesëm të lartë, studentët në programet e studimit në fusha prioritare dhe studentët nga shtresa sociale në nevojë;

c) garantimin e skemës së kredive studentore.

2. AKFAL-i propozon kriteret për shpërndarjen e fondeve publike.

3. Ministria përgjegjëse për arsimin miraton kriteret dhe formulat e shpërndarjes së fondeve publike, të përcaktuara në pikën 1 të këtij neni.

4. Ministria përgjegjëse për arsimin miraton dhe shpall çdo vit dokumentin e prioriteteve, sipas drejtimeve kryesore.

5. Organizimi dhe funksionimi i AKFAL-it rregullohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 12

**Agjencia Kombëtare e Kërkimit Shkencor dhe Inovacionit**

1. Agjencia Kombëtare e Kërkimit Shkencor dhe Inovacionit (AKKSHI) është institucion publik në varësi të ministrisë përgjegjëse për arsimin dhe shkencën, që ka për detyrë kryesore shpërndarjen e fondeve për programet e kërkimit shkencor, mbi bazën e projekteve të paraqitura prej institucioneve të arsimit të lartë dhe institucioneve të kërkimit shkencor në fushat e shkencave natyrore, inxhinierike dhe teknologjike, mjekësore, bujqësore, sociale dhe humane.

2. AKKSHI-ja identifikon fushat prioritare të kërkimit shkencor, teknologjisë dhe inovacionit, si dhe vlerëson në nivel kombëtar programet e projektet në fushat e sipërpërmendura.

3. AKKSHI-ja është përgjegjëse për përhapjen e informacionit dhe koordinimin e proceseve të aplikimit në projekte ndërkombëtare të kërkimit shkencor në arsimin e lartë.

4. AKKSHI-ja organizon çdo katër vjet procesin e vlerësimit të veprimtarisë kërkimore-shkencore të njësive bazë të institucioneve të arsimit të lartë, si dhe i rendit ato në bazë të këtij vlerësimi. AKKSHI-ja i komunikon vlerësimin Agjencisë Kombëtare të Financimit të Arsimit të Lartë. Metodologjia e procesit të vlerësimit rregullohet me vendim të Këshillit të Ministrave.

5. AKKSHI-ja miraton, mbi bazën e konkurrencës së lirë midis aplikantëve, fonde për projektet e studimeve të doktoratës.

6. Agjencia administron edhe fonde të tjera të kërkimit shkencor dhe inovacionit, në kuadrin e programeve kombëtare, ndërkombëtare dhe dypalëshe të kërkimit shkencor, të cilat i shpërndan bazuar në aplikimet e institucioneve.

7. AKKSHI-ja paraqet pranë ministrisë përgjegjëse për arsimin dhe shkencën raportin vjetor të veprimtarisë së saj. Rezultatet e punës së saj vlerësohen nga ministria përgjegjëse për arsimin dhe shkencën, bazuar edhe në fondet e përftuara në nivel kombëtar nga programet ndërkombëtare të kërkimit shkencor.

8. Përbërja, organizimi dhe funksionimi i AKKSHI-së, i Bordit të Administrimit, si dhe shpërblimi i anëtarëve të këtij bordi përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 13

**Baza kombëtare e të dhënave për kërkimin shkencor**

1. Baza kombëtare e të dhënave për kërkimin shkencor në sistemin e arsimit të lartë administrohet dhe përditësohet nga AKKSHI-ja dhe përfshin:

a) listën e disertacioneve të doktoratave të mbrojtura dhe abstraktet përkatëse në një nga pesë gjuhët e Bashkimit Europian: anglisht, frëngjisht, gjermanisht, spanjisht, italisht;

b) listën e punimeve të diplomës së ciklit të dytë dhe të tretë, të mbrojtura, dhe abstraktet përkatëse në një nga pesë gjuhët e Bashkimit Europian: anglisht, frëngjisht, gjermanisht, spanjisht, italisht;

c) listën e përditësuar të kontributit shkencor të personelit akademik e kërkimor të institucioneve të arsimit të lartë dhe kërkimit shkencor dhe të personelit kërkimor të instituteve të tjera të kërkim-zhvillimit.

2. AKKSHI-ja administron dhe bën publike bazën e të dhënave me të gjitha projektet e financuara, në kuadrin e programeve kombëtare dhe ndërkombëtare të kërkim-zhvillimit.

Neni 14
**Agjencia e Sigurimit të Cilësisë në Arsimin e Lartë**

1. Agjencia e Sigurimit të Cilësisë në Arsimin e Lartë (ASCAL) është person juridik publik. Ajo është përgjegjëse për sigurimin e cilësisë në arsimin e lartë. ASCAL, përmes mekanizmave të sigurimit të cilësisë, akreditimit dhe proceseve të tjera, monitoron dhe vlerëson cilësinë e institucionit dhe të programeve të ofruara. ASCAL mbështet veprimtarinë e saj mbi udhëzuesit e saj, në Kodin e Cilësisë së Arsimit të Lartë, i cili përditësohet me standardet dhe udhëzuesit europianë të cilësisë në hapësirën europiane të arsimit të lartë.

2. ASCAL realizon procesin e vlerësimit për akreditimin e institucioneve të arsimit të lartë dhe të programeve të studimit që ato ofrojnë, si dhe monitorimin në vijim të cilësisë së tyre.

3. ASCAL bashkëpunon me institucionet e arsimit të lartë për ngritjen dhe funksionimin e sistemit të brendshëm të sigurimit të cilësisë.

4. ASCAL gëzon pavarësi në hartimin dhe miratimin e procedurave të saj, kritereve dhe formateve të vlerësimit, përzgjedhjen e ekspertëve dhe komisioneve të posaçme të vlerësimit, si dhe përmbajtjen dhe rezultatet e raporteve të vlerësimit të cilësisë akademike.

5. ASCAL vepron edhe nëpërmjet komisioneve të zgjedhura dhe të pavarura, sipas fushave kryesore të arsimit të lartë në shkencat natyrore, inxhinierike dhe teknologjike, mjekësore, bujqësore, sociale dhe humane. Këto komisione kanë karakter të përkohshëm dhe përbëhen nga ekspertë me kualifikime akademike, me përvojë në arsimin e lartë dhe kërkimin shkencor dhe njohës të proceseve të cilësisë.

6. Emërimi i Drejtorit të ASCAL-it bëhet me urdhër të Kryeministrit, mbështetur në propozimin e ministrit përgjegjës për arsimin.

7. Në kuadër të vlerësimit të jashtëm të cilësisë, ASCAL bashkëpunon dhe bashkërendon veprimtarinë e saj me agjenci homologe, pjesë të Rrjetit Europian të Sigurimit të Cilësisë (ENQA) dhe/ose RegjistrinEuropian i Sigurimit të Cilësisë (EQAR).

8. ASCAL publikon raportin vjetor të veprimtarisë së saj dhe raportet përfundimtare të vlerësimit të institucioneve të arsimit të lartë dhe programeve të studimit.

9. ASCAL financohet në mënyrë të balancuar nga Buxheti i Shtetit dhe të ardhurat e krijuara nga veprimtaria e saj. Ajo ka të drejtën e përdorimit të 90 për qind të këtyre të ardhurave. Të ardhurat e papërdorura gjatë një viti financiar kalojnë në vitin pasardhës.

10. Organizimi dhe funksionimi i ASCAL-it rregullohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 15
**Bordi i Akreditimit**

1. Për procesin e akreditimit të institucioneve të arsimit të lartë dhe programeve të studimit, pranë ASCAL-it ngrihet Bordi i Akreditimit, i cili është organ kolegjial vendimmarrës dhe i pavarur në veprimtarinë e tij.

2. Bordi merr vendimin përfundimtar mbi akreditimin e institucioneve të arsimit të lartë dhe programeve që ato ofrojnë.

3. Bordi miraton, me kërkesë të institucionit të arsimit të lartë, kryerjen e vlerësimit të jashtëm nga një prej agjencive anëtare të ENQA-s.

4. Bordi i Akreditimit përbëhet nga ekspertë të huaj dhe vendas, personalitete në fushën e arsimit të lartë dhe sigurimit të cilësisë.

5. Mandati i anëtarëve të Bordit të Akreditimit është 4 vjet.

6. Emërimi dhe shkarkimi i Kryetarit dhe anëtarëve të Bordit të Akreditimit bëhet me urdhër të Kryeministrit, me propozimin e ministrisë përgjegjëse për arsimin.

7. Organizimi dhe funksionimi i Bordit të Akreditimit, si dhe masa e shpërblimit të kryetarit dhe anëtarëve të tij përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 16
**Konferenca e Rektorëve**

1. Konferenca e Rektorëve është organ kolegjial, i pavarur, i përbërë nga titullarët e institucioneve të arsimit të lartë.

2. Konferenca e Rektorëve kryen veprimtari të koordinimit dhe zhvillimit të arsimit të lartë dhe kërkimit shkencor, si dhe funksione të tjera të përcaktuara me ligje të veçanta.

3. Konferenca e Rektorëve jep rekomandime lidhur me çështje të arsimit të lartë me interes kombëtar.

4. Konferenca e Rektorëve mban lidhje me shoqata homologe për nxitjen e shkëmbimeve

universitare që ndihmojnë përparimin e arsimit të lartë dhe kërkimit shkencor.

5. Konferenca e Rektorëve funksionon në bazë të statutit të miratuar prej dy të tretave të anëtarëve të saj.

KREU III
INSTITUCIONET E ARSIMIT TË LARTË

Seksioni 1
**Organizimi dhe llojet e institucioneve të arsimit të lartë**

Neni 17
**Organizimi i institucioneve të arsimit të lartë**

1. Institucionet e arsimit të lartë janë të organizuara në institucione publike, jopublike dhe publike të pavarura, sipas përcaktimeve të këtij ligji. Institucionet e arsimit të lartë krijohen, hapen, organizohen, financohen, akreditohen, vlerësohen, pezullohen dhe mbyllen në përputhje me këtë ligj dhe aktet nënligjore të dala në zbatim të tij. Ato ofrojnë programe të licencuara të studimeve, për të cilat lëshojnë diploma pas akreditimit të institucionit dhe programit të studimit.

2. Institucionet publike të arsimit të lartë janë persona juridikë publikë që vetëfinancohen, financohen nga Buxheti i Shtetit ose nga burime të tjera të ligjshme.

3. Institucionet jopublike të arsimit të lartë janë persona juridikë privatë. Veprimtaria që ato zhvillojnë mund të jetë fitimprurëse ose jofitimprurëse.

4. Institucionet publike të pavarura të arsimit të lartë janë persona juridikë publikë që krijohen me vendim të Këshillit të Ministrave, sipas përcaktimeve të këtij ligji.

5. Institucionet e arsimit të lartë, që ofrojnë programe studimi në fusha me veprimtari akademike specifike, lidhur me organizimin dhe zhvillimin e procesit mësimor, gëzojnë status të veçantë. Ky status i jepet institucionit të arsimit të lartë me vendim të Këshillit të Ministrave, me propozimin e ministrisë përgjegjëse për arsimin e lartë.

6. Institucionet ofruese të arsimit të lartë, që gëzojnë status të veçantë, në rastet kur nuk u nënshtrohen rregullimeve të përcaktuara me vendim të Këshillit të Ministrave dhe udhëzimit përkatës të ministrit përgjegjës për arsimin, funksionojnë dhe administrohen sipas parimeve dhe përcaktimeve të këtij ligji për institucionet e arsimit të lartë.

7. Institucionet e arsimit të lartë të llojeve kolegj universitar ose akademi, të cilat për të paktën tri vite akademike nuk kanë më shumë se, respektivisht, gjashtëqind dhe treqind studentë, dhe që përmbushin kushtet e kodit të cilësisë të procesit mësimor, mund të mos plotësojnë kushtet e pikës 4, të nenit 25, në marrëveshje me ministrinë përgjegjëse për arsimin e lartë.

8. Llojet e institucioneve të arsimit të lartë janë: universitetet, kolegjet universitare, akademitë dhe kolegjet profesionale të larta.

Neni 18
**Universiteti**

1. Universiteti është institucion i arsimit të lartë që vepron në fushën e arsimit, kërkimit shkencor, veprimtarive krijuese dhe profesionale.

2. Universiteti përfaqëson një strukturë të integruar dhe të përbërë nga njësi kryesore, njësi bazë dhe njësi të tjera, sipas përcaktimeve të statutit të institucionit. Ai ka në përbërje së paku tri fakultete.

3. Universiteti ofron arsimim të lartë, zhvillim të dijeve, të shkencës, të inovacionit dhe të profesioneve.

4. Universiteti zhvillon kërkim shkencor bazë e të zbatuar, veprimtari krijuese, ofron shërbime dhe ushtron veprimtari të tjera, në përputhje me fushat e programeve të studimit, me këtë ligj dhe me statutin e tij, si dhe mbështet aftësimin e personelit akademik në funksion të misionit të tij.

5. Universiteti ofron programe studimi në të gjitha ciklet e studimeve të arsimit të lartë, si edhe programe studimi me karakter profesional.

Neni 19
**Akademia**

1. Akademia është institucion i arsimit të lartë i profilizuar, që vepron në fushën e arsimit të lartë dhe të kërkimit shkencor, veprimtarive krijuese dhe profesionale.

2. Akademia përfaqëson një strukturë të përbërë nga të paktënnjë fakultet. Në përputhje me fushën përkatëse të kompetencës, akademia mund të ofrojë programe të studimeve në të gjitha ciklet e studimit, si dhe programe studimi me karakter profesional.

3. Akademia mund të realizojë kërkim shkencor bazë dhe të zbatuar, shërbime, si dhe ushtron veprimtari të tjera, bazuar në këtë ligj dhe në statutin e saj.

Neni 20
**Kolegji Universitar**

1. Kolegji universitar është institucion i arsimit të lartë që vepron në fushën e arsimit, kërkimit shkencor, veprimtarive krijuese dhe profesionale.
2. Kolegji universitar përfaqëson një strukturë të përbërë nga njësi kryesore, njësi bazë dhe njësi të tjera, sipas përcaktimeve të statutit të institucionit. Ai ka në përbërjen e tij së paku dy fakultete.
3. Kolegji ofron arsimim të lartë, zhvillim të dijeve, të shkencës, të inovacionit dhe të profesioneve.
4. Kolegji mund të zhvillojë kërkim shkencor, veprimtari krijuese, ofron shërbime, si dhe ushtron veprimtari të tjera, në përputhje me fushat e programeve të studimit, me këtë ligj e me statutin e tij, si dhe mbështet aftësimin e personelit akademik në funksion të misionit të tij.
5. Kolegji universitar ofron programe studimi në ciklin e parë dhe/ose të dytë të studimeve dhe programe studimi me karakter profesional.

Neni 21
**Kolegji profesional i lartë**

1. Kolegjiprofesionalilartë është institucion i arsimit të lartë me orientim profesional, që përgatit profesionistë me aftësi praktike.
2. Kolegjiprofesionali lartë përfaqëson një strukturë të përbërë nga së paku dy departamente.
3. Kolegjiprofesionali lartë ofron veprimtari mësimore dhe trajnuese, që zgjasin një ose dy vite akademike me ngarkesë përkatësisht 60 ose 120 kredite ECTS dhe që finalizohen me lëshimin përkatësisht të një certifikate ose diplome profesionale.
4. Kolegji profesional i lartë mund të ngrihet edhe pranë institucioneve të arsimit të lartë, që kanë statusin e universiteteve dhe kolegjeve universitare. Në këto raste ai konsiderohet si njësi kryesore e institucionit. Në të gjitha rastet e tjera kolegji profesional i lartë konsiderohet njësi e veçantë e arsimit të lartë.
5. Mënyra e organizimit dhe funksionimit të tij rregullohet me vendim të Këshillit të Ministrave.

Seksioni 2
**Struktura e institucioneve të arsimit të lartë**

Neni 22
**Njësitë përbërëse të institucioneve të arsimit të lartë**

1. Institucionet e arsimit të lartë përbëhen nga njësi kryesore, njësi bazë dhe njësi të tjera, sipas përcaktimeve në statutin e institucionit të arsimit të lartë.
2. Njësitë kryesore janë fakultetet, institutet kërkimore-shkencore dhe kolegjet profesionale të larta, në rastet kur ngrihen pranë institucioneve të arsimit të lartë që kanë statusin e universiteteve dhe kolegjeve universitare.
3. Njësitë bazë janë departamentet dhe qendrat kërkimore-shkencore.

Neni 23
**Fakulteti**

1. Fakulteti është njësi kryesore që bashkë-rendon mësimdhënien dhe kërkimin shkencor në fusha të përafërta ose të ndërthurura. Fakulteti ofron programe të studimeve të cikleve të ndryshme, në përputhje me llojin e institucionit të arsimit të lartë.
2. Fakulteti organizohet në së paku tri njësi bazë, së paku dy prej të cilave janë departamente.
3. Struktura e fakultetit, përbërja, funksionimi, si dhe drejtimi i tij përcaktohen në statutin dhe aktet e tjera të institucionit të arsimit të lartë, në përputhje me përcaktimet e këtij ligji.
4. Fakulteti miraton kriteret e pranimit të studentëve për secilin program studimi, bazuar në propozimet e njësive bazë, në përputhje me përcaktimet e këtij ligji dhe të akteve nënligjore.

Neni 24
**Instituti kërkimor-shkencor**

1. Institucionet e arsimit të lartë mund të krijojnë institute kërkimore-shkencore, si pjesë përbërëse të tyre. Instituti kryen veprimtari kërkimore-shkencore, zhvillimi dhe inovacioni. Ai përbën një njësi kryesore të institucionit dhe mund të mbështesë realizimin e programeve të ciklit të dytë dhe të tretë, kur programet ofrohen nga njësi të tjera kryesore të institucionit.
2. Struktura e institutit kërkimor-shkencor, përbërja, funksionimi, drejtimi i tij përcaktohen në

statutin dhe në aktet e tjera të institucionit të arsimit të lartë.

Neni 25
**Departamenti**

1. Departamenti është njësi bazë e zhvillimit të mësimdhënies dhe të punës kërkimore-shkencore të fakultetit, i cili përfshin fusha kërkimi të përafërta dhe grupon disiplinat mësimore respektive. Ai është përgjegjës për programet e studimit që ofron.
2. Departamenti mund të krijohet edhe nga fakultete të ndryshme të një IAL-je për organizimin dhe realizimin e programeve të studimit me karakter ndërdisiplinor. Në këto raste, funksionimi dhe varësia e këtij departamenti përcaktohen në statutin e institucionit të arsimit të lartë. Ky departament nuk merret në konsideratë, për efekt të përmbushjes së standardeve të institucionit.
3. Departamenti nxit, programon, bashkërendon, zhvillon, organizon dhe adminis-tron veprimtarinë e mësimdhënies dhe atë kërkimore-shkencore, në varësi të llojit të institucionit.
4. Departamenti ka në përbërje të tij të paktën shtatë anëtarë, të punësuar me kohë të plotë, si personel akademik, nga të cilët të paktën tre me grada shkencore ose tituj akademikë. Departamenti mund të ketë në përbërje dhe personel ndihmës akademik.
5. Departamenti mund të organizohet në grupe mësimore dhe në grupe të përhershme ose të përkohshme me karakter kërkimor-shkencor, në përputhje me llojin dhe misionin e institucionit.
6. Në institucionet e arsimit të lartë publik, që kanë struktura shëndetësore universitare, departamentet përbëhen nga shërbimet, të cilat formohen në bazë të specialitetit.
7. Departamenti propozon programet e studimit, si edhe numrin e studentëve për çdo program, në përputhje me kapacitetet akademike dhe infrastrukturore të tij, sipas standardeve të cilësisë.
8. Departamenti propozon kriteret e pranimit të studentëve për secilin program studimi, në përputhje me përcaktimet e këtij ligji dhe të akteve nënligjore. Departamenti përzgjedh studentët fitues, të cilët miratohen nga drejtuesi i njësisë kryesore, sipas procedurave të përcaktuara në statutin dhe rregulloret e institucionit të arsimit të lartë.
9. Departamenti mund të ofrojë shërbime për të tretë, si dhe të zhvillojë veprimtari të tjera, sipas legjislacionit në fuqi dhe rregullave të përcaktuara në statutin dhe aktet e tjera të institucionit të arsimit të lartë.
10. Departamenti menaxhon fondet bazë të kërkimit shkencor apo fonde të tjera që gjenerohen nga burime të ligjshme, publike ose jopublike, kombëtare ose ndërkombëtare.
11. Rregulla të tjera për strukturën dhe funksionimin e departamentit përcaktohen në statutin dhe rregulloret e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 26
**Qendra kërkimore-shkencore**

1. Qendra kërkimore-shkencore e fakultetit oseeinstitutit është njësi bazë që kryen veprimtari kërkimore-shkencore dhe zhvillimi.
2. Qendra mund të mbështetë realizimin e programeve të studimeve "Master i shkencave" dhe "Doktoratë", të ofruara nga departamentet e fakultetit përkatës ose departamente të fakulteteve të tjera.
3. Struktura e qendrës, përbërja, funksionimi dhe drejtimi i saj përcaktohen në statutin dhe në aktet e tjera të institucionit të arsimit të lartë.
4. Kur qendra nuk përmbush standardet e njësisë bazë, ajo nuk llogaritet për qëllimin e përmbushjes së standardeve institucionale, si njësi bazë e njësisë kryesore.

Neni 27
**Qendrat studimore ndërdisiplinore**

1. Për interesa të përbashkët studimorë, kërkimorë dhe zhvillimorë, njësitë kryesore përbërëse të një institucioni të arsimit të lartë mund të krijojnë në bashkëpunim qendra studimore ndërdisiplinore.
2. Struktura e qendrës studimore ndërdisiplinore, përbërja, funksionimi, drejtimi i saj përcaktohen në statutin dhe në aktet e tjera të institucionit të arsimit të lartë.
3. Qendra nuk përfshihet në kriterete përmbushjes së standardeve institucionale.

Neni 28
**Strukturat shëndetësore universitare**

1. Strukturat shëndetësore universitare janë njësi të sistemit arsimor dhe të sistemit shëndetësor, të

cilat realizojnë shërbime terciare, funksione diagnostikuese e trajtuese, si dhe funksione mësimore e kërkimore-shkencore, si pjesë e institucionit të arsimit të lartë.

2. Strukturat shëndetësore universitare miratohen dhe funksionojnë si të tilla me vendim të Këshillit të Ministrave, pas plotësimit të standardeve specifike dhe në bazë të kritereve të përcaktuara, me propozimin e ministrit përgjegjës për arsimin me kërkesë të ministrit përgjegjës për shëndetësinë.

3. Në institucionet e arsimit të lartë publik, që kanë struktura shëndetësore universitare, departamentet përbëhen nga shërbimet, të cilat formohen në bazë të specialitetit. Në këto institucione mund të ketë edhe departamente, që nuk kanë në përbërje të tyre shërbime, në varësi të fushave të mësimdhënies dhe kërkimit shkencor, që ato përfshijnë.

4. Këshilli i Ministrave përcakton kriteret dhe procedurat për ngritjen dhe organizimin e shërbimeve dhe strukturave shëndetësore universitare, si edhe kriteret specifike shtesë dhe procedurat për përzgjedhjen dhe emërimin e drejtuesve të shërbimit të tyre. Ministri përgjegjës për arsimin dhe ministri përgjegjës për shëndetësinë dërgojnë propozimin përkatës në Këshillin e Ministrave pas specifikimeve të bëra nga institucioni i arsimit të lartë.

5. Institucionet e arsimit të lartë në fushën e shëndetësisë mund të lidhin marrëveshje me qendra/institucione shëndetësore, publike apo private. Lloji i këtyre qendrave/institucioneve shëndetësore, publike apo private, si dhe kriteret që ato duhet të plotësojnë përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

6. Në rastet e krijimit të një shërbimi të ri ose të IAL-ve të reja, të cilat kanë strukturë shëndetësore universitare, drejtuesi i shërbimit emërohet nga ministri përgjegjës për shëndetësinë dhe ministri përgjegjës për arsimin për një mandat me kohëzgjatje deri në 1 vit, kohë brenda së cilës zhvillohen zgjedhjet e drejtuesit të njësisë kryesore ose përzgjidhet drejtuesi i shërbimit.

Neni 29

**Degët e institucioneve të arsimit të lartë**

1. Një institucion i arsimit të lartë, vendas apo i huaj, ka të drejtë të hapë degë në Republikën e Shqipërisë për të ofruar programe studimi, në përputhje me kompetencat dhe fushën e veprimtarisë së tij. Në varësi të llojit të institucionit, ai mund të zhvillojë edhe kërkim shkencor, veprimtari trajnuese, shërbime dhe veprimtari të tjera.

2. Dega e institucionit të arsimit të lartë vendas është:

a) një njësi e veçantë në strukturën e institucionit të arsimit të lartë si njësi kryesore ose njësi bazë;

b) pjesë përbërëse e njësive të selisë qendrore të institucionit.

3. Kriteret dhe procedurat për hapjen e degëve të institucioneve të arsimit të lartë, vendase dhe të huaja, të akredituara në vendin e origjinës, përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

4. Degët e institucioneve të arsimit të lartë dhe programet e studimit, që ofrohen në to, u nënshtrohen kritereve dhe procedurave të vlerësimit dhe akreditimit, sipas përcaktimeve të këtij ligji.

KREU IV

HAPJA, RIORGANIZIMI DHE MBYLLJA E INSTITUCIONEVE TË ARSIMIT TË LARTË

Neni 30

**Hapja, mbyllja, riorganizimi i një institucioni të arsimit të lartë**

1. Hapja e një institucioni të arsimit të lartë, mbyllja dhe ndarja ose bashkimi i një institucioni me një institucion tjetër të arsimit të lartë bëhen me vendim të Këshillit të Ministrave, me propozimin e ministrit përgjegjës për arsimin.

2. Për institucionet publike të arsimit të lartë, të cilat janë hapur me propozim të përbashkët të të paktën dy ministrive, riorganizimi dhe mbyllja, si dhe bashkimi me një institucion tjetër të arsimit të lartë bëhet me propozim të po atyre ministrive.

3. Hapja e një institucioni të arsimit të lartë bëhet me plotësimin e standardeve akademike, sigurimin e mjeteve të nevojshme financiare për përfundimin e studimeve të filluara nga secili student i regjistruar dhe përmbushjen e kritereve të tjera, të përcaktuara në këtë ligj apo akte të tjera nënligjore, të nevojshme për të siguruar cilësinë e programeve të planifikuara të studimeve, si dhe të veprimtarive të tjera të institucionit. Standardet, kriteret dhe procedurat për hapjen, riorganizimin, ndarjen, bashkimin ose mbylljen e institucioneve të

arsimit të lartë miratohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

Dokumentacioni që duhet të përmbajë projekti i paraqitur nga institucioni për hapjen e tij, si dhe për fillimin e aktivitetit përcaktohet me udhëzim të ministrit përgjegjës për arsimin.

Në rastin e refuzimit të një projekti të paraqitur, ministria përgjegjëse për arsimin informon aplikantin për vendimin dhe për shkaqet e marrjes së tij brenda një afati nëntëdhjetëditor nga data e aplikimit.

4. Për mbylljen, riorganizimin, ndarjen ose bashkimin me ndonjë institucion tjetër të arsimit të lartë kërkohet paraprakisht propozimi i Senatit Akademik dhe miratimi i Bordit të Administrimit. Në rastet kur iniciativa për mbylljen e institucionit ndërmerret nga ministri përgjegjës për arsimin, Senati Akademik dhe Bordi i Administrimit shprehin mendimin brenda një muaji.

5. Hapja e njësive kryesore të institucioneve të arsimit të lartë, riorganizimi ose mbyllja e tyre bëhen me urdhër të ministrit përgjegjës për arsimin, në bazë të propozimit të institucionit të arsimit të lartë, pas miratimit të Senatit Akademik dhe të Bordit të Administrimit.

6. Hapja, riorganizimi ose mbyllja e njësive bazë të institucioneve të arsimit të lartë bëhen me vendim të Senatit Akademik, në përfundim të vitit akademik, pas miratimit të Bordit të Administrimit. Institucioni i njofton vendimin e tij, brenda një afati tridhjetëditor, ministrisë përgjegjëse për arsimin.

7. Procedurat, që ndiqen për hapjen, mbylljen, riorganizimin dhe fillimin e veprimtarisë së një institucioni të arsimit të lartë, përcaktohen në udhëzimin përkatës të ministrit përgjegjës për arsimin.

Neni 31

**Hapja dhe fillimi i veprimtarisë së institucionit të arsimit të lartë**

1. Hapja e një institucioni të arsimit të lartë bëhet me vendim të Këshillit të Ministrave, me propozimin e ministrit përgjegjës për arsimin, sipas përcaktimeve të nenit 30 të këtij ligji.

2. Leja për hapjen e një institucioni të arsimit të lartë përmban edhe detyrimin që, në rastin kur ai institucion ndërpret veprimtarinë e tij, të ofrojë mjetet e nevojshme financiare dhe mundësitë për përfundimin e studimeve të filluara, për të gjithë studentët që janë të regjistruar në atë institucion.

3. Institucioni i huaj i arsimit të lartë, i akredituar në një shtet tjetër, në kërkesën për lejen e hapjes është i detyruar të paraqesë pranë ministrisë përgjegjëse për arsimin dokumentin zyrtar që certifikon akreditimin.

4. Pas vendimit të Këshillit të Ministrave për hapjen e institucionit, ky i fundit fillon veprimtarinë e tij vetëm pas nxjerrjes së urdhrit të ministrit përgjegjës për arsimin për fillimin e veprimtarisë.

5. Leja e dhënë për hapjen bëhet e pavlefshme në rastet kur institucioni i arsimit të lartë nuk fillon veprimtarinë e tij brenda njëzet e katër muajve nga marrja e saj.

6. Një institucion i arsimit të lartë përfundon veprimtarinë e tij akademike, të përcaktuar në misionin e tij, vetëm në fund të vitit të akademik.

Neni 32

**Raportimi**

1. Institucionet e arsimit të lartë paraqesin, për çdo vit akademik, pranë ministrisë përgjegjëse, raportet vjetore për veprimtarinë e kryer, gjendjen financiare të institucionit, parashikimin për angazhimin e personelit akademik, tarifat e shkollimit për vitin në vijim, informacion për gjurmimin e studentëve që kanë përfunduar studimet për secilin program studimi që ato ofrojnë, si dhe elemente të tjera të përcaktuara me udhëzim të ministrit përgjegjës.

2. Afatet për raportim përcaktohen me udhëzim të ministrit përgjegjës për arsimin.

Neni 33

**Statuti dhe rregullorja e institucioneve të arsimit të lartë**

1. Statuti i një institucioni të arsimit të lartë përmban normat bazë, që rregullojnë veprimtarinë e tij.

2. Statuti hartohet dhe ndryshohet në përputhje me dispozitat e këtij ligji, si dhe aktet nënligjore në fuqi. Ai miratohet nga Senati Akademik i institucionit të arsimit të lartë dhe Bordi i Administrimit. Statuti i dërgohet ministrit përgjegjës për arsimin, i cili, brenda dy muajve, kryen kontrollin e ligjshmërisë së tij. Kur konstatohen mospërputhje të tij me ligjin, ministri ia kthen statutin për ripunim institucionit të arsimit të lartë. Kur ministri nuk ka vërejtje për ligjshmërinë e statutit ose nuk shprehet brenda afatit të mësipërm, statuti konsiderohet i miratuar.

Ndryshimet në statut miratohen me të njëjtat procedura.

3. Institucionet e arsimit të lartë dhe njësitë e tyre përbërëse rregullojnë veprimtarinë e tyre në rregulloret e tyre të brendshme, që hartohen dhe miratohen në përputhje me këtë ligj dhe sipas mënyrës së përcaktuar në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

4. Në statut, në përputhje me këtë ligj dhe me vendimin e hapjes së institucionit të arsimit të lartë, përcaktohen hollësisht: organizimi, strukturat përbërëse të tij, veprimtaritë e autoriteteve dhe organeve drejtuese, zgjedhja apo emërimi i tyre, nivelet e delegimit të kompetencave nga autoritetet drejtuese dhe administrative, periudhat e kryerjes së vlerësimit të brendshëm të strukturave ose programeve të studimit, detyrat dhe të drejtat e personelit akademik, ndihmësakademik, administrativ dhe të studentëve, si dhe çështje të tjera që rregullojnë veprimtarinë e institucionit.

Neni 34

**Emri dhe stema e institucioneve të arsimit të lartë**

1. Institucionet e arsimit të lartë kanë emrin zyrtar dhe stemën, të cilat përcaktohen në vendimin e hapjes së institucionit.

2. Emërtimet e llojit të institucionit të arsimit të lartë “universitet”, “kolegj universitar”, “akademi” dhe “kolegj profesional i lartë” nuk mund të përdoren dhe nuk mund të jenë pjesë e emrit të përveçëm të institucionit të arsimit të lartë.

3. Institucioni i arsimit të lartë i njofton ministrisë ndryshime të emrit ose stemës së institucionit. Ndryshimet e mësipërme miratohen me vendim të Senatit Akademik.

4. Nëse emri dhe stema e institucionit është e njëjtë me atë të një institucioni tjetër apo janë në kundërshtim me rendin e moralin publik apo me dispozitat e këtij ligji, ministri kërkon ndryshimin e tyre. Ministria përgjegjëse për arsimin mban regjistrin përkatës për këtë qëllim.

Neni 35

**Hapja, mbyllja dhe riorganizimi i programeve të studimit në institucionet e arsimit të lartë**

1. Hapja e programeve të studimit, mbyllja, si dhe riorganizimi i tyre në masën mbi 20 për qind të përmbajtjes së tyre, të shprehur në kredite, pas një cikli të plotë studimi, miratohet nga ministri përgjegjës për arsimin, në bazë të kërkesës së institucionit të arsimit të lartë, bazuar në vlerësimin e nevojave për aftësi në tregun e punësdhe në përputhje me dispozitat e këtij ligji.

2. Hapja e një programi të ri studimi në një institucion publik të arsimit të lartë bëhet me miratimin paraprak edhe të AKFAL-it, në të gjitha ato raste kur për hapjen e tij kërkohet financim nga Buxheti i Shtetit. Në rastet kur programi hapet pa miratimin e AKFAL-it, institucioni i arsimit të lartë merr përsipër mbulimin e shpenzimeve të programit të studimit në mënyrë të përhershme.

3. Ministri përgjegjës për arsimin refuzon kërkesën në rastet kur institucioni i arsimit të lartë nuk përmbush kushtet për hapjen e programit të studimit, ose nuk provon se është në gjendje të ofrojë garancitë e nevojshme financiare dhe infrastrukturën përkatëse për veprimtarinë e kërkuar.

4. Institucionet e arsimit të lartë, përpara fillimit të vitit akademik, njoftojnë zyrtarisht ministrinë përgjegjëse për arsimin për ndryshimet që u bëhen programeve të studimit, pas lejes së hapjes dhe akreditimit të tyre, shoqëruar me argumentimin përkatës, një vit para datës së fillimit të implementimit të programit të studimit.

5. Institucione të huaja të arsimit të lartë të njërit prej shteteve të Bashkimit Europian, Shteteve të Bashkuara të Amerikës, Kanadasë dhe Australisë mund të ofrojnë programe studimi ose formime profesionale të larta. Këto programe duhet të jenë të akredituara në shtetin e origjinës dhe të ofrohen në institucione shqiptare të akredituara të arsimit të lartë pas miratimit të tyre nga ministri përgjegjës për arsimin. Realizimi i programit kryhet me të njëjtat standarde, modalitete dhe personel akademik siç zhvillohet në vendin e origjinës të institucionit të huaj. Institucioni shqiptar i arsimit të lartë ka përgjegjësi për plotësimin e standardeve dhe realizimin e procesit akademik. Hapja e këtyre programeve i nënshtrohet paraprakisht procesit të vlerësimit dhe njohjes nga ASCAL dhe Bordi i Akreditimit, në përputhje me Kodin e Cilësisë, si dhe detyrimet e tjera ligjore.

6. Ministri përgjegjës për arsimin përcakton me udhëzim kriteret dhe dokumentacionin që duhet të përmbajë kërkesa për hapjen e programeve të reja të studimit, si dhe procedurat që ndiqen për hapjen e tyre.

7. Leja e dhënë për hapjen e programit të ri të studimit bëhet e pavlefshme në rastet kur institucioni i arsimit të lartë nuk e aktivizon programin brenda njëzet e katër muajve nga nxjerrja e urdhrit të hapjes.

8. Bazuar në mosrespektimin e kritereve të ligjshmërisë dhe/ose të akreditimit të një programi studimi, ministri përgjegjës për arsimin urdhëron mbylljen e programit përkatës.

9. Institucioni i arsimit të lartë për programe studimi të akredituara mund të bëjë ndryshime profilizuese deri në masën 20 për qind dhe t'i reflektojë ato në diplomën e lëshuar prej tij. Miratimi i ndryshimeve bëhet nga Senati Akademik dhe për to njoftohet ministria përgjegjëse për arsimin e lartë jo më vonë se gjashtë muaj para fillimit të vitit akademik.

KREU V
ORGANIZIMI AKADEMIK DHE ADMINISTRATIV I INSTITUCIONEVE TË ARSIMIT TË LARTË

Neni 36
**Organet dhe autoritetet drejtuese në institucionet e arsimit të lartë**

1. Organi më i lartë drejtues akademikështë Senati Akademik. Organe të tjera akademike janë asambleja e personelit akademik dhe komisionet e përhershme.

2. Autoritetet drejtuese akademike janë rektori, drejtuesi i njësisë kryesore, drejtuesi i njësisë bazë.

3. Organi më i lartë drejtues administrativ është Bordi i Administrimit.

4. Autoritetet drejtuese administrative janë: administratori i institucionit dhe administratori i njësisë kryesore. Autoritet administrativ është administratori i njësisë bazë.

5. Organe kolegjiale të tjera janë: rektorati, dekanati, këshilli i etikës.

6. Institucionet e arsimit të lartë kanë të drejtë të krijojnë në strukturën e tyre autoritete dhe organe të tjera, në përputhje me misionin dhe veprimtaritë e institucionit, sipas përcaktimeve në statutin e tyre.

7. Në institucionet publike të arsimit të lartë anëtarët e Senatit Akademik dhe autoritetet drejtuese akademike zgjidhen, nëpërmjet një procesi të përgjithshëm zgjedhor, i cili zhvillohet çdo katër vjet. Anëtarët e Bordit të Administrimit zgjidhen sipas përcaktimeve të këtij ligji. Autoritetet administrative përzgjidhen në përputhje me përcaktimet e këtij ligji.

8. Në institucionet jopublike të arsimit të lartë anëtarët e Senatit Akademik, autoritetet drejtuese akademike, anëtarët e Bordit të Administrimit dhe autoritetet administrative përzgjidhen/emërohen dhe shkarkohen sipas përcaktimeve të këtij ligji dhe statutit të institucionit.

Seksioni 1
**Organizimi akademik**

Neni 37
**Senati Akademik**

1. Senati është organi kolegjial më i lartë akademik i institucionit të arsimit të lartë, përgjegjës për përmbushjen e misionit të tij.

2. Senati kryesohet nga rektori dhe mblidhet periodikisht.

3. Anëtarët e Senatit Akademik të institucioneve të arsimit të lartë zgjidhen nga asambletë e personelit akademik të njësive kryesore, përmes një votimi të përgjithshëm, për një mandat katërvjeçar, me të drejtë rizgjedhjeje, midis anëtarëve të personelit akademik me kohë të plotë, të vetëkandiduar.

4. Anëtarët e senatit në institucionet e arsimit të lartë i përkasin kategorisë "Profesor" ose kanë gradën shkencore "Doktor" ("PHD"), të fituar pranë universiteteve të vendeve anëtare të OECD-së ose BE-së, në mungesë të autoriteteve drejtuese me këtë titull dhe, për efekt të përfaqësimit, kategoria e tyre mund të zbresë, sipas përcaktimeve të bëra në statutin e institucionit. Në Senatin Akademik përfaqësohen edhe studentët në institucionet publike, në masën dhjetë për qind, ndërsa në institucionet jopublike përfaqësohen në masën e përcaktuar në statutin e institucionit.

5. Numri i anëtarëve, mënyra e funksionimit dhe përfaqësimi i njësive kryesore në senat përcaktohen në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 38
**Funksionet e Senatit Akademik**

1. Funksionet e Senatit Akademik janë:

a) garanton autonominë e institucionit të arsimit të lartë, lirinë akademike, si dhe të drejtat e studentëve;

b) propozon planin strategjik të zhvillimit të institucionit të arsimit të lartë;

c) miraton statutin e institucionit të arsimit të lartë me dy të tretat e votave të anëtarëve të tij, pasi të jetë marrë miratimi paraprak i Bordit të Administrimit;

ç) harton strukturën e përgjithshme të institucionit të arsimit të lartë dhe i propozon Bordit të Administrimit numrin e personelit të institucionit në të gjitha nivelet;

d) miraton rregulloret e institucionit dhe aktet e tjera, sipas përcaktimeve të bëra në statut;

dh) miraton programet e reja të studimit, të kërkimit shkencor, ndryshimet si dhe mbylljen e tyre. Programet e reja të studimit duhet të jenë të mbështetura në projektbuxhetin vjetor të institucionit;

e) propozon mbylljen dhe riorganizimin e institucionit të arsimit të lartë, si dhe ndarjen ose bashkimin e institucionit të arsimit të lartë me një institucion tjetër të arsimit të lartë;

ë) miraton hapjen, riorganizimin ose mbylljen e njësive të institucionit të arsimit të lartë mbi bazën e propozimeve të njësive kryesore dhe të njësive bazë. Në këto raste merr vlerësimin paraprak të Bordit të Administrimit;

f) miraton planin vjetor të veprimtarive akademike dhe kërkimore-shkencore;

g) miraton raportin e detajuar vjetor të veprimtarisë së institucionit, të hartuar nga rektorati, dhe ia përcjell atë ministrisë përgjegjëse për arsimin;

gj) zgjedh përfaqësuesit e tij në Bordin e Administrimit;

h) miraton paraprakisht planin buxhetor vjetor dhe atë afatmesëm të institucionit;

i) krijon Komisionin e Përhershëm për Promovimin e Personelit Akademik, për dhënien e titujve akademikë "Profesor i asociuar" dhe "Profesor", kur institucioni plotëson kriteret ligjore, si edhe komisionet e tjera të përcaktuara në statutin e institucionit;

j) garantonsigurimin e brendshëm të cilësisë në institucionin e arsimit të lartë;

k) krijon mekanizmat për vlerësimin e veprimtarisë mësimore dhe kërkimore-shkencore të personelit akademik;

l) organizon mbledhjen e përbashkët, në bashkëpunim me Bordin e Administrimit, në fund të çdo viti akademik, ku diskutohet për veprimtarinë e mësimdhënies, kërkimit shkencor dhe atë financiare.

2. Kompetenca për ushtrimin e funksioneve të parashikuara në shkronjat "b", "ç", "e", "ë" dhe "h", të pikës 1, të këtij neni, në institucionet jopublike të arsimit të lartë, përcaktohen në statutet e tyre.

3. Funksione të tjera të Senatit Akademik përcaktohen në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 39
**Rektori**

1. Rektori është autoriteti më i lartë akademik i institucionit të arsimit të lartë, si dhe përfaqësuesi ligjor i tij për çështjet akademike dhe protokollare, sipas përcaktimeve të këtij ligji.

2. Në institucionet publike të arsimit të lartë, ai zgjidhet nga anëtarët e asamblevetë personelit akademik të njësive kryesore dhe studentët. Votat e studentëve në përzgjedhjen e rektorit llogariten në masën dhjetë për qind të totalit të përgjithshëm të votave. Kandidatët për rektor vetëkandidohen.

3. Rektori në institucionet e arsimit të lartë mban titullin "Profesor" dhe mund të vijë nga radhët e personelit akademik të institucionit të arsimit të lartë ose dhe jashtë tij. Kriteret specifike përzgjedhëse të kandidatëve konkurrues përcaktohen në statutin e IAL-së përkatëse.

4. Rektori drejton Senatin Akademik dhe raporton para tij.

5. Rektori nënshkruan kontratat e punës të personelit akademik dhe ndihmës akademik në institucionet e arsimit të lartë.

6. Rektori i paraqet senatit planin strategjik të zhvillimit të institucionit.

7. Mandati i rektorit zgjat katër vjet. Ai shërben në detyrë për një mandat, me të drejtë rizgjedhjeje vetëm një herë. Pas përfundimit të mandatit, ai vazhdon të jetë anëtar i personelit të njësisë bazë ku kryen veprimtarinë e tij akademike.

8. Presidenti i Republikës dekreton rektorët e institucioneve të arsimit të lartë, sipas përcaktimeve të këtij ligji.

9. Në rastet e krijimit të një universiteti publik, Presidenti i Republikës emëron rektorin e tij për një mandat me kohëzgjatje njëvjeçare, me detyrë organizimin dhe zhvillimin e zgjedhjeve të përgjithshme të atij institucioni brenda këtij mandati. Në rastin e largimit të rektorit për shkaqe

ligjore ose mospërmbushje të detyrës, ministri përgjegjës për arsimin komandon në detyrë një prej zëvendësrektorëve për një afat deri në gjashtë muaj, me qëllim organizimin e zgjedhjeve në institucion.

10. Në rastet e kryerjes së veprave penale flagrante ose të shkeljeve të rënda të ligjit, të pamundësisë për të kryer detyrën dhe për rastet e parashikuara në Kodin e Etikës së institucionit të arsimit të lartë, ministri pezullon rektorin dhe i propozon Presidentit të Republikës shkarkimin e tij, i cili shprehet brenda një muaji. Në rast se Presidenti i Republikës nuk shprehet brenda këtij afati, propozimi i ministrit konsiderohet i miratuar në heshtje. Pas dekretimit të shkarkimit, ministri shpall zgjedhje të parakohshme brenda gjashtë muajve nga data e shkarkimit.

11. Rektori i propozon ministrit përgjegjës për arsimin shkarkimin e autoritetit drejtues të njësisë kryesore të institucionit publik, në rastet e kryerjes së veprave penale flagrante ose të shkeljeve të rënda të ligjit, të pamundësisë për të kryer detyrën dhe për rastet e parashikuara në Kodin e Etikës së institucionit të arsimit të lartë. Ministri shprehet brenda një muaji. Rektori cakton njërin prej zëvendësve të autoritetit deri në zgjedhjen e autoritetit të ri brenda dy muajve nga data e shkarkimit. Rektori, menjëherë pas shkarkimit, shpall zgjedhje të parakohshme brenda gjashtë muajve nga data e shkarkimit.

12.Funksione të tjera të rektorit përcaktohen në statutin e institucionit.

Neni 40
**Rektorati**

1. Rektorati në institucionet e arsimit të lartë është organ kolegjial që drejtohet nga rektori dhe përbëhet nga:

a) rektori;

b) zëvendësrektori/ët;

c) administratori i institucionit;

ç) drejtuesit e njësive kryesore;

d) autoritete të tjera, të përcaktuara në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

2. Institucionet e arsimit të lartë përcaktojnë në statutin e tyre numrin e zëvendësrektorëve, të cilët i përkasin kategorisë "Profesor" ose kanë gradën shkencore "Doktor" ("PHD"), të fituar pranë universiteteve të vendeve anëtare të OECD-së ose BE-së. Ata janë anëtarë të personelit akademik me kohë të plotë, të cilët emërohen dhe shkarkohen nga rektori, pas miratimit në Senatin Akademik.

3. Rektorati harton planin strategjik të zhvillimit të institucionit, mbështetur në propozimet e njësive bazë dhe kryesore të institucionit, si dhe ato të administratorëve.

4. Funksionet e rektoratit përcaktohen në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 41
**Asambleja e personelit akademik**

1. Asambleja e personelit akademik përbëhet nga personeli akademik me kohë të plotë i njësive kryesore.

2. Asambleja e personelit akademik të njësisë kryesore në institucionet e arsimit të lartë ka këto funksione:

a) zgjedh rektorin e institucionit në institucionet publike të arsimit të lartë;

b) zgjedh anëtarët e Senatit Akademik në institucionet publike të arsimit të lartë;

c) zgjedh drejtuesin e njësisë kryesore në institucionet publike të arsimit të lartë;

ç) krijon dhe zgjedh anëtarët e komisioneve të përhershme të njësisë kryesore.

3. Asambleja e personelit akademik mund të ushtrojë edhe kompetenca të tjera, sipas përcaktimeve në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 42
**Drejtuesi i njësisë kryesore**

1. Drejtuesi i njësisë kryesore është dekani i fakultetit, drejtori i institutit kërkimor-shkencor, kur instituti plotëson standardet si njësi kryesore, si dhe drejtori i kolegjit profesional të lartë, në rastet kur ky i fundit krijohet pranë institucioneve të arsimit të lartë të llojit universitet ose kolegj universitar.

2. Drejtuesi është autoriteti më i lartë akademik i njësisë kryesore dhe përfaqësuesi i saj. Ai koordinon veprimtarinë e njësive bazë dhe organeve kolegjiale të njësisë kryesore dhe zgjidh mosmarrëveshjet ndërmjet tyre.

3. Në institucionet publike të arsimit të lartë ai zgjidhet nga asambleja e personelit akademik të njësisë kryesore dhe studentët. Votat e studentëve në përzgjedhjen e drejtuesit llogariten në masën dhjetë për qind të totalit të përgjithshëm të votave. Kandidati për drejtues vetëkandidohet. Ai është personel akademik i kategorisë "Profesor"dhe mund të vijë nga radhët e personelit akademik të

institucionit të arsimit të lartë ose dhe jashtë tij. Kriteret specifike përzgjedhëse të kandidatëve konkurrues përcaktohen në statutin e IAL-së përkatëse.

4. Mandati i drejtuesit zgjat katër vjet. Ai shërben në detyrë për një mandat, me të drejtë rizgjedhjeje vetëm një herë. Pas përfundimit të mandatit ai vazhdon të jetë anëtar i personelit të njësisë bazë ku kryen veprimtarinë e tij akademike.

5. Në institucionet publike të arsimit të lartë rektori emëron drejtues të njësisë kryesore kandidatin fitues të zgjedhjeve.

6. Në rastet e krijimit të një njësie të re kryesore në institucionet publike të arsimit të lartë, ose në rastet e krijimit të një institucioni të ri të arsimit të lartë, drejtuesi i saj emërohet nga rektori për një mandat me kohëzgjatje njëvjeçare, me detyrë organizimin dhe zhvillimin e zgjedhjeve të drejtuesit të njësisë kryesore dhe njësive përbërëse, brenda kohëzgjatjes së mandatit.

7. Drejtuesi i njësisë kryesore i përcjell Senatit Akademik propozimet e njësive bazë, shoqëruar me mendimet e tij.

8. Funksione të tjera të këtij autoriteti drejtues përcaktohen në statutin dhe rregulloret e institucioneve të arsimit të lartë.

9. Drejtuesi i njësisë kryesore i propozon rektorit shkarkimin e autoritetit drejtues të njësisë bazë në institucionet publike të arsimit të lartë në rastet e kryerjes së veprave penale flagrante ose të shkeljeve të rënda të ligjit, të pamundësisë për të kryer detyrën dhe për rastet e parashikuara në Kodin e Etikës së institucionit të arsimit të lartë. Rektori shprehet brenda një muaji. Zëvendësuesi i drejtuesit të njësisë bazë caktohet nga rektori, me propozimin e drejtuesit të njësisë kryesore. Rektori shpall zgjedhje të parakohshme brenda gjashtë muajve nga data e shkarkimit.

10. Drejtuesi i njësisë kryesore i propozon administratorit të institucionit shkarkimin e administratorit të njësisë kryesore.

Neni 43
**Dekanati**

1. Dekanati në institucionet e arsimit të lartë është organ kolegjial që drejtohet nga dekani dhe përbëhet nga:
a) dekani;
b) zëvendësdekanët;
c) administratori i njësisë kryesore;
ç) drejtuesit e njësive bazë;
d) autoritete të tjera të përcaktuara në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

2. Zëvendësdekanët janë anëtarë me kohë të plotë të personelit akademik. Ata emërohen dhe shkarkohen nga dekani, sipas përcaktimeve të bëra në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

3. Dekanati harton planin strategjik të zhvillimit të njësisë kryesore, mbështetur në propozimet e njësive bazë të tij, si dhe ato të administratorit të njësisë kryesore.

4. Dekanati koordinon veprimtarinë e njësive bazë.

5. Funksionet e dekanatit përcaktohen në statutin dhe rregulloret e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 44
**Këshilli i etikës i institucionit**

1. Këshilli i etikës ngrihet pranë institucioneve të arsimit të lartë. Ai promovon dhe shqyrton çështje që lidhen me etikën në veprimtarinë e procesit mësimor dhe atij kërkimor, si dhe në veprimtaritë e tjera institucionale.

2. Rregullat e organizimit dhe funksionimit të këshillit të etikës përcaktohen në statutet e institucioneve të arsimit të lartë, si dhe në rregulloret e tyre të brendshme.

Neni 45
**Drejtuesi i njësisë bazë**

1. Drejtuesi i njësisë bazë është drejtuesi i departamentit ose i qendrës kërkimore-shkencore. Ai është autoriteti drejtues akademik i asaj njësie dhe e përfaqëson atë. Në institucionet publike të arsimit të lartë ai zgjidhet nga asambleja e personelit akademik të njësisë bazë. Në institucionet jopublike të arsimit të lartë, ai zgjidhet ose emërohet sipas përcaktimeve në statutin e institucionit.

2. Në institucionet publike të arsimit të lartë drejtuesi i njësisë kryesore emëron drejtues të njësisë bazë kandidatin fitues të zgjedhjeve. Në rastet e krijimit të një njësie të re bazë në institucionet publike të arsimit të lartë, ose në rastet e krijimit të një institucioni të ri të arsimit të lartë, drejtuesi i saj emërohet nga dekani për një mandat me kohëzgjatje deri në zhvillimin e zgjedhjeve të drejtuesit të njësisë bazë.

3. Kandidati për drejtues vetëkandidohet dhe është personel akademik i kategorisë "Profesor"

ose ka gradën shkencore "Doktor" ("PHD"), të fituar pranë universiteteve të vendeve anëtare të OECD-së ose BE-së. Në rastet kur nuk ka kandidatë të kësaj kategorie, mund të kandidojë për drejtues edhe lektori, kur ky i fundit mban gradën shkencore "Doktor". Kritere të tjerapërzgjedhëse të kandidatëve konkurrues përcaktohen në statutin e IAL-së përkatëse.

4. Drejtuesi mund të shërbejë në detyrë për një mandat katërvjeçar, me të drejtë rizgjedhjeje vetëm një herë. Pas përfundimit të mandatit ai vazhdon të jetë anëtar i personelit të njësisë bazë ku kryen veprimtarinë e tij akademike. Bën përjashtim rasti kur, si rezultat i zbatimit të dispozitës së këtij paragrafi, nuk plotësohen kushtet e përcaktuara në pikën 3 të këtij neni.

5. Drejtuesi i propozon administratorit të institucionit shkarkimin e administratorit të njësisë bazë.

6.F unksionet e drejtuesit të njësisë bazë rregullohen në statutin dhe rregulloret e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 46
**Komisionet e përhershme**

1. Komisionet e përhershme janë organe kolegjiale, që kryejnë funksione në fushat e përcaktuara në statut, që lidhen kryesisht me kualifikimin shkencor dhe promovimin akademik, garantimin e standardeve të cilësisë të institucionit dhe programeve të studimit, me mbarëvajtjen e veprimtarisë së tij dhe marrëdhëniet me studentët, në përputhje me misionin dhe politikat e institucionit.

2. Komisionet e përhershme krijohen në nivel institucional dhe në nivel të njësisë kryesore. Ato përbëhen prej jo më pak se pesë anëtarësh.

3. Anëtarët e komisioneve të përhershme të institucionit të arsimit të lartë vetëkandidohen dhe zgjidhen nga Senati Akademik për një mandat dyvjeçar, me të drejtë rizgjedhjeje. Anëtarët e komisioneve të përhershme të njësive kryesore në institucionet e arsimit të lartë vetëkandidohen dhe zgjidhen nga asambleja e personelit akademik të njësisë kryesore midis anëtarëve të saj, për një mandat dyvjeçar, me të drejtë rizgjedhjeje.

4. Në rastet kur institucioni i arsimit të lartë ofron dhënien e gradës shkencore "Doktor", asambleja e personelit akademik të njësisë kryesorepërzgjedh nga personeli akademik i njësisë kryesore përkatëse anëtarët e komisionit të përhershëm, që monitorojnë procesin për dhënien e gradës shkencore. Ata mbajnë titullin "Profesor" ose "Profesor i asociuar". Anëtarët e këtij komisioni kanë mandat dyvjeçar, me të drejtë rizgjedhjeje.

5. Në rastet kur institucioni i arsimit të lartë plotëson kushtet për dhënien e titujve akademikë "Profesor" dhe "Profesor i asociuar", Senati Akademik përzgjedh nga personeli akademik i njësive kryesore anëtarët e Komisionit për Promovimin e Personelit Akademik. Ata mbajnë titullin "Profesor". Anëtarët e këtij komisioni kanë mandat dyvjeçar, me të drejtë rizgjedhjeje.

6. Në përbërje të komisioneve të përhershme përfaqësohen dhe studentët, sipas përcaktimeve të statutit të institucionit të arsimit të lartë, me përjashtim të Komisionit për Dhënien e Gradës Shkencore "Doktor" dhe Komisionit për Promovimin e Personelit Akademik. Numri maksimal i anëtarëve të komisioneve dhe i vetë komisioneve, funksionet dhe organizimi i tyre përcaktohen në statutin dhe rregulloret e institucionit të arsimit të lartë.

Seksioni 2
**Organizimi administrativ**

Neni 47
**Bordi i Administrimit**

Bordi i Administrimit është organi më i lartë kolegjial administrativ, i cili garanton përmbushjen e misionit të institucionit të arsimit të lartë, mbarëvajtjen financiare dhe administrative të tij.

Neni 48
**Përbërja dhe krijimi i Bordit të Administrimit**

1. Bordi i Administrimit në institucionet publike të arsimit të lartë përbëhet nga shtatë anëtarë, të punësuar me kohë të pjesshme. Anëtarët, përfaqësues të IAL-së, përzgjidhen nga Senati Akademik i IAL-së për një mandat pesëvjeçar, me të drejtë rizgjedhjeje, prej listave të propozuara nga institucioni i arsimit të lartë. Në listën e kandidatëve jepen të dhënat e individëve që vetëkandidojnë apo propozohen nga njësitë bazë të institucionit të arsimit të lartë apo institucioneve përkatëse. Anëtarët përfaqësues të ministrisë përgjegjëse për arsimin dhe njësisë së qeverisjes vendore janë

ekspertë të njohur nga fushat akademike, menaxheriale, ekonomike dhe juridike dhe emërohen përkatësisht nga ministri përgjegjës për arsimin dhe kryetari i njësisë së qeverisjes vendore, sipas përcaktimeve të këtij ligji.

2. Përbërja e Bordit të Administrimit përcaktohet në varësi të planit buxhetor afatmesëm të institucionit publik të arsimit të lartë, të miratuar nga Bordi i Administrimit.

Nëse institucioni siguron vetë pesëdhjetë për qind ose më shumë të buxhetit afatmesëm, katër prej anëtarëve janë përfaqësues të IAL-së dhe tre janë përfaqësues të ministrisë përgjegjëse për arsimin.

Në rastet kur institucioni siguron vetë më pak se pesëdhjetë për qind të buxhetit afatmesëm, tre prej anëtarëve janë përfaqësues të IAL-së dhe katër janë përfaqësues të ministrisë përgjegjëse për arsimin.

Në rastet kur njësia e qeverisjes vendore, në territorin e së cilës zhvillon veprimtarinë institucioni i arsimit të lartë, kontribuon financiarisht, së paku në masën prej dhjetë për qind të buxhetit afatmesëm të IAL-së, atëherë një prej përfaqësuesve, që i takon ministrisë përgjegjëse për arsimin, përcaktohet nga njësia e qeverisjes vendore.

3. Niveli i kontributit financiar të ministrisë, të qeverisjes vendore dhe të vetë institucionit bazohet në planin buxhetor afatmesëm të institucionit, me marrëveshje midis tyre. Ky plan përditësohet çdo vit dhe në fund të vitit të tretë financiar bëhet rivlerësimi i financimit dhe përcaktimi i pjesëmarrjes së kontribuesve në Bordin e Administrimit.

4. Për institucionet e arsimit të lartë, të cilat gëzojnë status të veçantë, njëri prej anëtarëve, përfaqësues të ministrisë përgjegjëse për arsimin, emërohet nga ministri i linjës.

5. Bordi i Administrimit në institucionet jopublike të arsimit të lartë krijohet dhe funksionon sipas përcaktimeve të bëra në statutet e tyre.

6. Rektori, drejtuesit e njësive kryesore, drejtuesit e njësive bazë dhe administratorët nuk mund të jenë anëtarë të Bordit të Administrimit, por mund të ftohen të marrin pjesë në mbledhjet e tij.

Neni 49

**Funksionet e Bordit të Administrimit në institucionet e arsimit të lartë**

1. Bordi i Administrimit ka këto funksione kryesore:

a) garanton qëndrueshmërinë financiare të institucionit të arsimit të lartë dhe përmbushjen e misionit të tij;

b) me propozim të Senatit Akademik, miraton planin strategjik të zhvillimit të institucionit dhe mbikëqyr zbatimin e tij;

c) me propozim të Senatit Akademik, miraton buxhetin vjetor dhe atë afatmesëm të institucionit dhe mbikëqyr zbatimin e tyre;

ç) me propozim të Senatit Akademik, miraton numrin e personelit në të gjitha nivelet;

d) vlerëson paraprakisht mbylljen dhe riorganizimin e institucionit të arsimit të lartë, si dhe ndarjen ose bashkimin e institucionit të arsimit të lartë me një institucion tjetër të arsimit të lartë;

dh) miraton paraprakisht hapjen, riorganizimin ose mbylljen e njësive përbërëse të institucionit të arsimit të lartë;

e) jep mendim për projektrregulloren e institucionit dhe miraton rregulloren financiare të tij;

ë) përcakton rregullat për shpërndarjen e të ardhurave që siguron institucioni nga ushtrimi i veprimtarive të tij, si dhe mbikëqyr përdorimin e burimeve të financimit;

f) është përgjegjës për caktimin e kritereve e të procedurave për punësimin e administratorëve dhe personelit administrativ, mbështetur në aktet e institucionit të arsimit të lartë;

g) emëron dhe shkarkon administratorin e institucionit;

gj) miraton paraprakisht statutin e institucionit të arsimit të lartë, para se t'i përcillet Senatit Akademik;

h) miraton raportin e detajuar vjetor të veprimtarisë së institucionit, të hartuar nga rektorati.

2. Në institucionet publike të arsimit të lartë vendimet e Bordit të Administrimit, për përcaktimin e bërë në shkronjën "gj", të pikës 1, të këtij neni, merren me jo më pak se tre të pestën e votave të anëtarëve.

3. Kompetencat për ushtrimin e funksioneve të parashikuara në shkronjat "b", "c", "ç", "d" dhe

"dh", të pikës 1, të këtij neni, në institucionet jopublike të arsimit të lartë, përcaktohen në statutet e tyre.

4. Funksione të tjera të Bordit të Administrimit përcaktohen në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 50

**Mbarimi i parakohshëm i mandatit të autoriteteve drejtuese dhe anëtarëve të zgjedhur të organeve drejtuese të institucionit publik të arsimit të lartë**

1. Mandati i autoritetit ose i anëtarit të zgjedhur mbaron para kohe në rastet:

a) kur dënohet me vendim gjyqësor të formës së prerë për kryerjen e një vepre penale;

b) kur anëtari i organit ose autoriteti jep dorëheqjen;

c) e pamundësisë për të kryer detyrën;

ç) e shkeljeve të rënda të ligjit;

d) e tjera të parashikuara në statutin e institucionit të arsimit të lartë;

dh) e ndryshimit të raporteve të përfaqësimit në organin drejtues.

2. Shkarkimi i anëtarëve të Bordit të Administrimit bëhet nga ministri përgjegjës për arsimin, me propozimin e organit që i zgjedh apo emëron.

3. Shkarkimi për secilin autoritet apo anëtar bëhet sipas procedurave të parashikuara në statutin e institucionit të arsimit të lartë, në përputhje me përcaktimet e këtij ligji.

4. Në rast mbarimi të parakohshëm të mandatit të autoriteteve dhe anëtarëve të zgjedhur të organeve, mandati i anëtarit të ri të zgjedhur të organit drejtues është plotësues.

Neni 51

**Administratori i institucionit të arsimit të lartë**

1. Administratori është autoriteti më i lartë administrativ dhe përgjegjës për mirëfunksionimin financiar të institucionit. Ai është përfaqësues ligjor i institucionit të arsimit të lartë për çështjet financiare dhe administrative, sipas përcaktimeve të këtij ligji.

2. Në institucionet publike të arsimit të lartë, ai përzgjidhet me konkurs të hapur, sipas kritereve të përcaktuara nga Bordi i Administrimit. Lista e kandidaturave që plotësojnë kriteret miratohet nga Senati Akademik. Emërimi i administratorit bëhet nga Bordi i Administrimit. Në institucionet jopublike të arsimit të lartë administratori emërohet dhe shkarkohet sipas përcaktimeve në statutin e institucionit.

3. Administratori i institucionit publik të arsimit të lartë shkarkohet nga Bordi i Administrimit me 2/3 e votave të anëtarëve të tij.

4. Administratori duhet të ketë arsim të lartë, së paku në nivelin "Master i shkencave" në fushën e drejtësisë ose ekonomisë dhe përvojë pune së paku shtatë vjet në këto fusha.

5. Administratori nuk mund të ushtrojë asnjë funksion tjetër, akademik apo administrativ.

6. Administratori i raporton për veprimtarinë e tij Bordit të Administrimit dhe Senatit Akademik, sipas përcaktimeve të statutit të institucionit të arsimit të lartë.

Neni 52

**Funksionet e administratorit**

1. Administratori kryen këto funksione:

a) harton projektbuxhetin vjetor, mbi bazën e propozimeve të njësive kryesore dhe të njësive bazë, mbështetur në planin strategjik të zhvillimit të institucionit dhe në planin buxhetor afatmesëm të tij;

b) propozon kriteret për administrimin e burimeve financiare dhe materiale, të cilat ia paraqet për miratim Bordit të Administrimit dhe mbikëqyr shpërndarjen e zbatimin e tyre;

c) ndjek dhe kontrollon zbatimin e buxhetit vjetor të institucionit të arsimit të lartë në strukturat e varësisë së tij;

ç) zbaton të gjitha vendimet e Bordit të Administrimit dhe të Senatit Akademik me karakter financiar dhe administrativ;

d) i paraqet Bordit të Administrimit dhe Senatit Akademik raportin mbi veprimtarinë financiare të institucionit të arsimit të lartë, në përfundim të vitit akademik;

dh) bashkëpunon me strukturat dhe autoritetet e tjera të institucionit të arsimit të lartë për çështje të administrimit të përditshëm;

e) emëron dhe shkarkon administratorët e njësive kryesore dhe njësive bazë pas miratimit të Bordit të Administrimit;

ë) plotëson kërkesat e rektorit, me qëllim përmbushjen e nevojave akademike, administrative dhe financiare.

2. Funksione të tjera të administratorit përcaktohen në statut dhe në rregulloret e institucionit.

Neni 53
**Administratori i njësisë kryesore**

1. Administratori i njësisë kryesore është përgjegjës për mirëfunksionimin financiar dhe administrativ të saj.

2. Në institucionet publike të arsimit të lartë, ai zgjidhet me konkurs, sipas procedurave dhe kritereve të përcaktuara nga Bordi i Administrimit. Në institucionet jopublike të arsimit të lartë administratori emërohet sipas kritereve të përcaktuara në statutin e institucionit.

3. Administratori i njësisë kryesore duhet të ketë formim universitar, së paku në nivelin "Master i shkencave" në fushën e drejtësisë ose ekonomisë dhe përvojë pune, së paku pesë vjet në këto fusha.

4. Administratori i njësisë kryesore nuk mund të ushtrojë asnjë funksion tjetër, akademik apo administrativ.

5. Administratori i njësisë kryesore i raporton për veprimtarinë e tij administratorit të institucionit të arsimit të lartë, si dhe informon drejtuesin e njësisë kryesore, sipas përcaktimeve në aktet e institucionit të arsimit të lartë.

6. Administratori i njësisë kryesore propozon shkarkimin e administratorëve të njësive bazë.

Neni 54
**Funksionet e administratorit të njësisë kryesore në institucionet e arsimit të lartë**

1. Funksionet e administratorit të njësisë kryesore janë:

a) realizon administrimin e përditshëm financiar të njësisë kryesore;

b) mbikëqyr dhe kontrollon veprimtarinë financiare të njësisë kryesore;

c) plotëson kërkesat e drejtuesit të njësisë kryesore, me qëllim përmbushjen e nevojave akademike, administrative dhe financiare;

ç) bashkëpunon me autoritetet dhe organet drejtuese të njësisë kryesore për çështjet themelore të administrimit të saj.

2. Funksione të tjera të administratorit përcaktohen në statut dhe në rregulloret e institucionit.

Neni 55
**Administratori i njësisë bazë në institucionet e arsimit të lartë**

1. Administratori i njësisë bazë është përgjegjës për mirëfunksionimin financiar të saj. Ai ushtron veprimtari mbështetëse në funksion të realizimit të misionit të një ose më shumë njësive bazë. Bordi i Administrimit, me kërkesë të njësisë bazë, propozon përfshirjen ose jo të këtij autoriteti në strukturën e institucionit. Në rastet kur parashikohet ekzistenca e këtij autoriteti, Bordi i Administrimit mund të përcaktojë, në varësi të madhësisë dhe kapacitetit financiar të institucionit, numrin e njësive që mund të administrohen nga një administrator.

2. Në institucionet publike të arsimit të lartë, ai zgjidhet nga administratori i institucionit, sipas procedurave dhe kritereve të përcaktuara nga Bordi i Administrimit. Në institucionet jopublike të arsimit të lartë administratori emërohet sipas kritereve të përcaktuara në statutin e institucionit.

3.Administratori i njësisë bazë duhet të ketë formim universitar, së paku në nivelin "Master i shkencave", në fushën e drejtësisë ose ekonomisë dhe përvojë pune së paku tre vjet në këto fusha.

4.Administratori i njësisë bazë nuk mund të ushtrojë asnjë funksion tjetër, akademik apo administrativ.

5.Administratori i njësisë bazë i raporton për veprimtarinë e tij administratorit të njësisë kryesore dhe drejtuesit të njësisë bazë, sipas përcaktimeve në aktet e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 56
**Funksionet e administratorit të njësisë bazë në institucionet e arsimit të lartë**

1. Funksionet e administratorit të njësisë bazë janë:

a) administron fondet e njësisë/njësive bazë;

b) zbaton vendimet e administratorit të njësisë kryesore për mënyrën e ndarjes së të ardhurave të krijuara nga njësia/njësitë bazë;

c) plotëson kërkesat e drejtuesit të njësisë bazë, me qëllim përmbushjen e nevojave akademike, administrative dhe financiare.

2. Funksione të tjera të administratorit të njësisë bazë përcaktohen në statut dhe në rregulloret e institucionit të arsimit të lartë.

KREU VI
PERSONELI I INSTITUCIONEVE TË ARSIMIT TË LARTË

Neni 57
**Personeli i institucioneve të arsimit të lartë**

1. Personeli i institucioneve të arsimit të lartë përbëhet nga personeli akademik, personeli ndihmësakademik dhe personeli administrativ.

2. Personeli i institucioneve të arsimit të lartë mund të jetë i punësuar me kontratë, me kohëzgjatje të pacaktuar ose të caktuar, si edhe me angazhim me kohë të plotë ose me kohë të pjesshme.

3. Të drejtat dhe detyrimet e personelit të institucioneve të arsimit të lartë përcaktohen në statutet dhe aktet e brendshme të tyre, në përputhje me aktet ligjore dhe nënligjore në fuqi.

Neni 58
**Statusi i personelit akademik**

1. Personeli akademik gëzon status dhe trajtim të veçantë. Statusi dhe trajtimi i veçantë propozohen nga ministri përgjegjës për arsimin, pasi ka marrë mendimin nga KALKSH-i, dhe miratohet nga Këshilli i Ministrave.

2. Institucionet publike të arsimit të lartë mund të kontribuojnë në trajtimin e veçantë financiar të personelit akademik, krahas përfitimeve nga Buxheti i Shtetit.

3. Aspekte të trajtimit të veçantë, si dhe përfitime të tjera të personelit akademik të institucioneve të arsimit të lartë përcaktohen nga Bordi i Administrimit.

Neni 59
**Kategoritë e personelit akademik**

1. Personeli akademik në institucionet e arsimit të lartë kryen veprimtari të mësimdhënies, të kërkimit shkencor, shërbime për mbështetje dhe zhvillim të institucionit të arsimit të lartë, këshillim për studentët si dhe veprimtari të tjera.

2. Personeli akademik mund të jetë me orientim mësimor dhe/ose kërkimor-shkencor. Personeli akademik në institucionet e arsimit të lartë, sipas rolit dhe veprimtarisë që kryen, kategorizohet në:

a) profesorë;
b) lektorë;
c) asistent-lektorë.

3. Në kategorinë "Profesorë" përfshihen anëtarët e personelit akademik, titullarë të lëndëve ose moduleve dhe udhëheqës të veprimtarisë kërkimore-shkencore. Anëtarët e personelit akademik të kësaj kategorie mbajnë titujt akademikë "Profesor" ose "Profesor i asociuar". Kjo kategori punësohet me kontratë me kohëzgjatje të pacaktuar.

4. Në kategorinë "Lektorë" përfshihen anëtarët e personelit akademik, që zhvillojnë veprimtari mësimore dhe kërkimore-shkencore. Në këtë kategori përfshihen anëtarët e personelit akademik që mbajnë gradën shkencore "Doktor", kanë së paku tre vite eksperiencë në mësimdhënie para ose pas fitimit të kësaj grade dhe përmbushin kriteret e përcaktuara në statutin e institucionit të arsimit të lartë. Kjo kategori punësohet me kontratë me kohëzgjatje të pacaktuar.

5. Në kategorinë "Asistent-lektorë" përfshihen anëtarët e personelit akademik që zhvillojnë veprimtari mësimore-kërkimore. Asistent-lektorët duhet të kenë së paku diplomën "Master i shkencave" dhe të përmbushin kriteret e përcaktuara në statutin e institucionit të arsimit të lartë. Asistent-lektori punësohet me kontratë me kohëzgjatje të caktuar.

6. Personeli akademik, që angazhohet në mësimdhënie, duhet të ketë së paku kualifikim të ciklit pasardhës. Në kolegjet profesionale të larta, personeli akademik duhet të ketë fituar së paku diplomën "Master profesional".

7. Raportet ndërmjet veprimtarive të ndryshme për personelin akademik, të përcaktuara në pikën 1, të këtij neni, përcaktohen nga institucioni i arsimit të lartë.

8. Ngarkesa e plotë mësimore për personelin akademik në institucionet publike të arsimit të lartë përcaktohet nga institucioni, në përputhje me udhëzimin përkatës të ministrit përgjegjës për arsimin. Në institucionet jopublike ngarkesa minimale përcaktohet nga vetë institucioni.

Neni 60
**Titujt akademikë**

1. Titujt akademikë "Profesor" dhe "Profesor i asociuar" jepen nga institucionet e arsimit të lartë, të llojit "universitet", të cilët:

a) ushtrojnë veprimtari akademike dhe kërkimore-shkencore, në mënyrë të vazhdueshme, për jo më pak se dhjetë vjet;

b) janë institucione të akredituara;

c) kanë të punësuar si personel akademik jo më pak se tetëmbëdhjetë anëtarë të personelit akademik që mbajnë titullin "Profesor", me kohë të plotë, me kontratë me kohëzgjatje të pacaktuar. Në çdo rast, universiteti duhet të ketë të paktën pesë pedagogë me kohë të plotë që mbajnë titullin profesor në çdo fakultet;

ç) ofrojnë studimet e doktoratës apo specializime afatgjata;

d) përmbushin kritere të tjera shtesë, të përcaktuara me vendim të Këshillit të Ministrave.

2. Lista e institucioneve të arsimit të lartë, që përmbushin kriteret për dhënien e titujve akademikë, publikohet zyrtarisht çdo vit akademik nga ministria përgjegjëse.

3. Standardet shtetërore për fitimin e titujve "Profesor" dhe "Profesor i asociuar" përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

4. Institucionet e arsimit të lartë me status të veçantë, me veprimtari në fushën e arteve, sporteve, rendit dhe mbrojtjes, mund të japin tituj të tjerë, veç atyre të parashikuar në pikën 1, të këtij neni, ekuivalent me to, sipas parashikimeve në vendimin përkatës të Këshillit të Ministrave.

Neni 61
**Fitimi i titujve akademikë**

1. Për fitimin e titullit "Profesor i asociuar" mund të aplikojë personeli akademik që gëzon gradën shkencore "Doktor", prej së paku pesë vitesh, është personel akademik i kategorisë "Lektor" dhe përmbush standardet shtetërore për fitimin e titullit. Për fitimin e titullit "Profesor" mund të aplikojë personeli akademik që gëzon prej së paku pesë vjetësh titullin "Profesor i asociuar", si dhe përmbush standardet shtetërore për fitimin e titullit.

2. Personeli akademik i institucioneve të arsimit të lartë, të cilat nuk përmbushin kriteret për dhënien e titujve akademikë, si dhe personat, të cilët nuk janë personel akademik pranë ndonjë institucioni, por përmbushin standardet për fitimin e titujve, paraqesin kërkesën pranë një institucioni, i cili përmbush kriteret për dhënien e titujve.

3. Kandidati për fitimin e titullit "Profesor i asociuar" ose "Profesor" paraqet dosjen pranë drejtuesit të njësisë kryesore. Dosja e kandidatit i përcillet senatit akademik, pas paraqitjes dhe vlerësimit në njësinë bazë. Senati i kalon dosjen Komisionit të Përhershëm për Promovimin e Personelit Akademik, i cili merr vendimin përfundimtar pas vendimit të jurisë mbi përmbushjen e standardeve. Titulli regjistrohet në regjistrin shtetëror të gradave shkencore dhe titujve akademikë pranë ministrisë përgjegjëse për arsimin. Titulli akademik lëshohet nga institucioni dhe firmoset nga rektori.

4. Në rast vlerësimi negativ të kërkesës për fitimin e titujve akademikë nga Komisioni i Përhershëm për Promovimin e Personelit Akademik,kandidatit i lind e drejta të ripërsërisë kërkesën pas një periudhekohore jo më të shkurtër se dy vjet.

5. Personelit akademik, që mban titullin "Profesor", pas daljes në pension, në vlerësim të veprimtarisë së spikatur akademike, me propozim të njësisë bazë ku ka zhvilluar karrierën e tij dhe me vendim të Senatit Akademik, i akordohet titulli "Profesor emeritus".

Neni 62
**Personeli akademik i ftuar**

1. Njësitë bazë të institucioneve të arsimit të lartë kanë të drejtë të kërkojnë të punësohenme kontratë për periudha të shkurtra kohe studiues, personalitete, artistë vendas ose të huaj.

2. Për përzgjedhjen e personelit akademik të ftuar ndërthuren kualifikimet e tyre me nevojën e njësisë bazë për veprimtari mësimdhënieje ose kërkimore-shkencore.

3. Personeli i ftuar punësohet sipas përcaktimeve në statutin dhe rregulloret e institucionit të arsimit të lartë.

4. Shpenzimet për personelin akademik të ftuar përballohen nga të ardhurat e institucionit.

Neni 63
**Viti akademik sabatik**

Personeli akademik i kategorisë "Lektor" dhe "Profesor", me miratim të njësisë bazë ku zhvillon veprimtarinë akademike, ka të drejtë të shkëputet nga angazhimet e institucionit, një herë në shtatë vjet, për periudha kohe deri në një vit, për të punuar për përparimin e tij akademik. Mënyra e rregullimit të marrëdhënieve juridike ndërmjet palëve për këtë periudhë përcaktohet në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

Neni 64
**Punësimi i personelit akademik**

1. Kriteret e punësimit të personelit akademik me kohë të plotë përcaktohen nga njësia bazë, bazuar në nevojat e kësaj të fundit, dhe miratohen nga rektori. Konkursi në institucionet publike të arsimit të lartë drejtohet nga një komision *adhoc*, i përbërë në shumicë nga përfaqësues të njësisë bazë përkatëse. Rregullat dhe procedurat për përzgjedhjen e anëtarëve të komisionit *adhoc*, si edhe të përzgjedhjes së personelit akademik caktohen në statutin e IAL-së. Në institucionet jopublike kriteret, rregullat dhe procedurat për punësimin e personelit akademik përcaktohen në statutin e institucionit.

2. Personeli akademik i punësuar me kohë të plotë në një institucion të arsimit të lartë nuk mund të punësohet si personel akademik me kohë të plotë në një institucion tjetër të arsimit të lartë, brenda dhe jashtë vendit. Ai mund të angazhohet me kohë të pjesshme vetëm në një institucion tjetër të arsimit të lartë, me miratimin e drejtuesit të njësisë bazë dhe të rektorit, si dhe në marrëveshje mes institucioneve. Pjesëmarrja e personelit akademik në projekte, konsulenca, botime dhe shërbime që realizohen në institucionin e arsimit të lartë, ku ai është i punësuar me kohë të plotë, nuk konsiderohet si dypunësim brenda institucionit.

Neni 65
**Kohëzgjatja e punësimit të personelit akademik**

1. Personeli akademik, që mban titullin "Profesor", shërben në detyrë deri në moshën 68 vjeç, me përjashtim të rastit kur, me kërkesën e tij, largohet nga detyra. Mbështetur mbi nevojat e institucionit të arsimit të lartë dhe me pëlqimin e tij, ai mund të shërbejë në detyrë edhe pas moshës së lartpërmendur, përmes kontratave me kohëzgjatje deri në një vit, të përsëritshme, sipas përcaktimeve në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

2. Personeli akademik, që mban titullin "Profesor i asociuar", shërben në detyrë deri në moshën 65 vjeç. Mbështetur mbi nevojat e institucionit të arsimit të lartë dhe me pëlqimin e tij, ai mund të shërbejë në detyrë edhe pas moshës së lartpërmendur, përmes kontratave me kohëzgjatje deri në një vit, të përsëritshme, sipas përcaktimeve në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

3. Personeli akademik i kategorisë "Profesor" mund të shkëputet përkohësisht nga institucioni i arsimit të lartë, për një periudhë maksimale prej pesë vjetësh, për t'u angazhuar në detyra të rëndësishme shtetërore dhe politike. Për periudhën e shkëputjes mund të zëvendësohet nga personel akademik i punësuar me kontratë me afat të caktuar. Pas përfundimit të detyrës, me kërkesë të tij, anëtari i personelit akademik rikthehet në vendin e mëparshëm të punës ose në një vend të barasvlershëm.

Neni 66
**Personeli ndihmësakademik**

1. Personeli ndihmësakademik ndahet në personel ndihmësakademik me karakter mësimor dhe ndihmësakademik me karakter administrativ.

2. Personeli ndihmësakademik me karakter mësimor ndihmon në realizimin dhe mbështetjen e veprimtarive të mësimdhënies dhe/ose të kërkimit shkencor. Ai është pjesë e njësisë bazë dhe shërben për mbështetjen e veprimtarive të kësaj të fundit. Në këtë kategori futen laborantët dhe teknikët, si dhe personel tjetër, sipas përcaktimeve të bëra në aktet e brendshme të institucionit.

3. Personeli ndihmësakademik me karakter administrativ ndihmon në realizimin dhe mbështetjen e veprimtarive të mësimdhënies dhe /ose të kërkimit shkencor dhe/ose të zhvillimit të institucionit të arsimit të lartë në nivel njësie bazë, njësie kryesore ose në nivel institucional. Në këtë kategori bëjnë pjesë personeli i përcaktuar në aktet e brendshme të institucionit.

4. Kriteret e punësimit të personelit ndihmësakademik, me kohë të plotë, propozohen nga njësia së cilës ky personel i shërben, bazuar në nevojat e kësaj të fundit. Konkursi në institucionet e arsimit të lartë drejtohet nga një komision*adhoc*, i përbërë në shumicë nga përfaqësues të njësisë përkatëse.

Rregullat dhe procedurat për përzgjedhjen e anëtarëve të komisionit *adhoc*, si edhe të përzgjedhjes së personelit ndihmësakademik caktohen në aktet e brendshme të IAL-së.

Neni 67
**Personeli administrativ**

1. Kategoritë e personelit administrativ dhenivelet e pagave miratohen nga Bordi i Administrimit të institucionit të arsimit të lartë, sipas legjislacionit në fuqi.

2. Institucionet e arsimit të lartë përcaktojnë në statutin dhe rregulloret e tyre procedurat e vlerësimit të punës së personelit administrativ, politikat e motivimit, shpërblimit, zhvillimit e trajnimit të tij, si edhe procedurat për masat disiplinore.

3. Punësimi i personelit administrativ në institucionet publike të arsimit të lartë bëhet me konkurs publik. Kriteret e punësimit përcaktohen në statutet dhe rregulloret e brendshme të institucioneve.

Neni 68

**Masat disiplinore për personelin akademik**

1. Masat disiplinore përcaktohen në përputhje me statutin dhe aktet e tjera të IAL-së.

2. Largimi nga detyra i personelit akademik të IAL-së bëhet nga rektori i institucionit, me propozimin e drejtuesit të njësisë bazë, ku personeli akademik zhvillon veprimtarinë e tij dhe pas miratimit të komisionit *adhoc*, të ngritur nga Senati Akademik, në rastet e shkeljeve të rënda dhe të përsëritura të ligjit, sipas përcaktimeve në statut dhe në aktet e tjera të IAL-së.

KREU VII
ORGANIZIMI I STUDIMEVE NË INSTITUCIONET E ARSIMIT TË LARTË

Neni 69

**Format e studimeve dhe pranimi në institucionet e arsimit të lartë**

1. Format e studimeve në institucionet e arsimit të lartë janë:

a) studime me kohë të plotë;

b) studime me kohë të zgjatur.

2. Studimet me kohë të zgjatur mund të ofrohen në programet e studimit një deri në dyvjeçare me karakter profesional, programet e ciklit të dytë "Master profesional" dhe programet e ciklit të tretë "Master ekzekutiv". Programet e studimit, që japin të drejtën e ushtrimit të një profesioni të rregulluar, organizohen vetëm në formën e studimeve me kohë të plotë.

3. Pranimet e studentëve në institucionet e arsimit të lartë në të gjitha programet e studimit bëhen me vendim të institucioneve, në përputhje me standardet shtetërore, të kapaciteteve akademike dhe infrastrukturore. Këto standarde verifikohen dhe certifikohen nga ministria përgjegjëse për arsimin, përpara deklarimit të kuotave të pranimit nga të gjitha institucionet e arsimit të lartë.

Neni 70

**Ciklet dhe programet e studimeve**

1. Institucionet e arsimit të lartë ofrojnë programe të studimeve, të organizuara në module dhe të vlerësuara në kredite, në përputhje me Sistemin Europian të Transferimit të Krediteve (ECTS).

2. Sasia normale e krediteve të grumbulluara gjatë një viti akademik nga një student është 60 kredite.

3. Programet e studimeve hartohen nga njësitë bazë të institucioneve të arsimit të lartë dhe miratohen në senatet e tyre akademike.

4. Programet e studimeve në institucionet e arsimit të lartë organizohen në tri cikle të njëpasnjëshme: cikli i parë, cikli i dytë dhe cikli i tretë, referuar niveleve 6-8 të Kornizës Shqiptare të Kualifikimeve. Institucionet e arsimit të lartë ofrojnë dhe diploma profesionale, referuar nivelit 5 të Kornizës Shqiptare të Kualifikimeve.

5. Institucionet e arsimit të lartë shpallin publikisht programet e hapura dhe ato të akredituara të studimeve, para fillimit të aplikimeve për pranimin e studentëve.

Neni 71

**Programet e studimit në institucionet e arsimit të lartë**

1. Institucionet e arsimit të lartë ofrojnë programe studimi në cikle të ndryshme në varësi të llojit të institucionit, si dhe programe me karakter profesional të lartë dhe programe të formimit të vazhduar në fushat ku ato plotësojnë kriteret dhe përmbushin standardet shtetërore.

2. Elementet, që duhet të përmbajnë programet e studimit, të ofruara nga institucionet e arsimit të lartë, përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

3. Institucionet e arsimit të lartë përcaktojnë në statut dhe rregullore elemente të hollësishme për programet e studimeve që ato ofrojnë.

Neni 72

**Programet e studimit me karakter profesional**

1. Institucionet e arsimit të lartë mund të ofrojnë programe studimi me karakter profesional, pas arsimit të mesëm, me 60 ose 120 kredite formimi, referuar nivelit 5 të Kornizës Shqiptare të Kualifikimeve. Kohëzgjatja e tyre normale është një ose dy vite akademike dhe në përfundim lëshohet respektivisht "Certifikatë profesionale" ose "Diplomë profesionale" në fushën e arsimimit të kryer.

2. Kreditet e grumbulluara gjatë studimeve profesionale të larta mund të transferohen në studimet e ciklit të parë, që referohet në nivelin 6 të Kornizës Shqiptare të Kualifikimeve, sipas kritereve të përcaktuara nga institucionet e arsimit të lartë.

Neni 73

**Programet e ciklit të parë të studimeve**

1. Programet e ciklit të parë të studimit, referuar nivelit 6 të Kornizës Shqiptare të Kualifikimeve, organizohen me jo më pak se 180 krediteeuropiane (ECTS) dhe kohëzgjatja normale e tyre është tri vite akademike.

2. Studentët në programet e ciklit të parë të studimeve diplomohen me provim të përgjithshëm përfundimtar ose punim diplome. Institucionet e arsimit të lartë përcaktojnë në rregulloren e tyre pragun e notës mesatare, që i jep të drejtë studentit të ciklit të parë të diplomohet, duke përgatitur dhe mbrojtur një punim diplome.

3. Në përfundim të programeve të ciklit të parë lëshohet diploma "Bachelor" në fushën e arsimimit të kryer.

Neni 74

**Pranimi në ciklin e parë të studimeve**

1. Pranimi në programet e studimit të ciklit të parë është i mundur për çdo kandidat që ka përfunduar me sukses ciklin e arsimit të mesëm dhe që plotëson kriterin e notës mesatare të përcaktuar çdo vit me vendim të Këshillit të Ministrave.

2. Institucionet e arsimit të lartë mund të vendosin edhe kritere shtesë pranimi për përzgjedhjen e kandidatëve, të cilat shpallen nga institucioni i arsimit të lartë dhe vihen në dispozicion të Qendrës së Shërbimeve Arsimore dhe ministrisë përgjegjëse për arsimin.

3. Në fillim të vitit akademik, institucionet e arsimit të lartë dërgojnë në Qendrën e Shërbimeve Arsimore listën e studentëve të regjistruar.

Neni 75

**Programet e ciklit të dytë të studimeve**

1. Cikli i dytë i studimeve përfshin programet e studimit "Master i shkencave", "Master i arteve" dhe "Master profesional", referuar nivelit 7 të Kornizës Shqiptare të Kualifikimeve.

2. Të gjitha kriteret dhe modalitetet e fitimit të diplomave "Master i arteve" janë të njëjta me ato për fitimin e diplomës "Master i shkencave", me ndryshimin që diploma "Master i arteve" lëshohet nga institucione të arsimit të lartë, që ofrojnë formime në fushën e arteve.

3. Programet e studimit "Master i shkencave" pajisin të diplomuarit me njohuri të thelluara teorike, si edhe me aftësim për kërkim shkencor në një fushë të caktuar. Këto programe organizohen në:

a) programe që realizohen me jo më pak se 120 kredite formimi në vijim të ciklit të parë dhe me kohëzgjatje normale dy vite akademike;

b) programe të integruara të studimeve të ciklit të dytë, që realizohen me 300 dhe 360 kredite dhe me kohëzgjatje normale respektivisht pesë dhe gjashtë vite akademike. Programet e integruara të studimeve të ciklit të dytë ofrohen në fushat e drejtësisë, mjekësisë, të stomatologjisë, të farmacisë, të veterinarisë e të arkitekturës. Këshilli i Ministrave përcakton fusha të tjera, në të cilat mund të ofrohen programet e integruara të studimeve të ciklit të dytë.

4. Programet e studimit "Master i arteve" pajisin të diplomuarit me njohuri të thelluara, teorike dhe praktike, në fushën e arteve. Këto programe realizohen me jo më pak se 120 kredite formimi në vijim të ciklit të parë dhe me kohëzgjatje normale dy vite akademike.

5. Studimet e ciklit të dytë "Master i shkencave" përmbyllen me punim diplome dhe në përfundim të tyre lëshohet diplomë "Master i shkencave" në fushën e arsimimit të kryer.

6. Programet e studimeve "Master profesional" pajisin të diplomuarit me njohuri të thelluara, profesionale në një fushë të caktuar. Këto programe organizohen me 60 ose 120 kredite dhe

kohëzgjatja normale e tyre është një vit ose dy vite akademike. Studimet e ciklit të dytë "Master profesional" përmbyllen me provim përfundimtar formimi ose punim diplome dhe në përfundim të tyre lëshohet diplomë "Master profesional" në fushën e arsimimit të kryer.

Neni 76
**Pranimi në programet e ciklit të dytë të studimeve**

1. Pranimi në programet e ciklit të dytë të studimeve është i mundur për kandidatët që kanë përfunduar një program studimi të ciklit të parë dhe plotësojnë kriteret e pranimit të institucionit të arsimit të lartë ku ata aplikojnë.

2. Pranimi në programet e integruara të studimeve është i mundur për kandidatët që plotësojnë kriteret e përcaktuara në pikën 1, të nenit 74, të këtij ligji.

3. Kriteret e pranimit të kandidatëve në programet e ciklit të dytë të studimeve përcaktohen nga njësia bazë ofruese e programit. Bëjnë përjashtim nga ky rregull programet e integruara të studimit. Kriteret bëhen publike nga njësia kryesore dhe QSHA-ja dhe miratohen sipas përcaktimeve në statutin e IAL-së.

4. Kriter pranimi në një program studimi të ciklit të dytë "Master i shkencave" është njohja nga kandidati e një prej pesë gjuhëve të huaja të Bashkimit Europian: anglisht, frëngjisht, gjermanisht, italisht, spanjisht. Nëse individi ka fituar një diplomë të një programi studimi të kryer në një nga këto gjuhë, diploma e fituar shërben si dëshmi për plotësimin e këtij kriteri. Niveli i njohjes së gjuhës së huaj përcaktohet me akt nënligjor të ministrisë përgjegjëse të arsimit të lartë.

5. Institucionet e arsimit të lartë mund të njohin kredite të përfituara në programet e studimit të ciklit të dytë "Master profesional", me qëllim transferimin e tyre në programet e studimit "Master i shkencave".

6. Në fillim të vitit akademik, institucionet e arsimit të lartë dërgojnë në QSHA listën e studentëve të regjistruar.

Neni 77
**Programet e ciklit të tretë të studimeve**

1. Cikli i tretë i studimeve përfshin programet e studimeve "Master ekzekutiv", programet e studimeve specializuese afatgjata, si dhe studimet e doktoratës, referuar nivelit 8 të Kornizës Shqiptare të Kualifikimeve.

2. Programet e studimeve "Master ekzekutiv" ofrojnë arsimim të një niveli të lartë shkencor dhe profesional. Ato kanë kohëzgjatje normale një ose dy vite akademike dhe organizohen përkatësisht me 60 ose 120 kredite. Ato përmbyllen me punim diplome dhe në përfundim të tyre lëshohet diploma "Master ekzekutiv" në fushën e arsimimit të kryer.

3. Programet e studimeve specializuese afatgjata janë programe të formimit profesional që ofrojnë njohuri për profesione të veçanta. Ato zgjasin jo më pak se dy vite akademike dhe organizohen me jo më pak se 120 kredite. Ato përmbyllen me provim formimi ose me punim diplome dhe në përfundim të tyre lëshohet "Diplomë specializimi" në fushën përkatëse të programit të studimit.

4. Studimet e doktoratës ndërtohen mbi programe individuale për aftësim të pavarur të kandidatëve në kërkimin shkencor në fushat e përcaktuara nga njësia bazë ose njësia kryesore. Ato kanë në themel kërkimin shkencor dhe veprimtaritë krijuese. Studimet e doktoratës zgjasin jo më pak se tri vite akademike dhe jo më shumë se pesë vite akademike. Në përfundim të studimeve të doktoratës lëshohet diploma e gradës shkencore "Doktor". Institucionet e arsimit të lartë vendosin kritere për vlerësimin vjetor të ecurisë së kandidatëve dhe vazhdimin e punës për zhvillimin e projektit kërkimor.

Neni 78
**Pranimi në programet e ciklit të tretë të studimeve**

1. Pranimi në programet e ciklit të tretë të studimeve është i mundur për kandidatët që kanë fituar diplomën "Masteri shkencave" ose "Master i arteve"dhe plotësojnë kriteret e pranimit, të përcaktuara nga institucioni i arsimit të lartë.

2. Kriteret e pranimit në programet e ciklit të tretë përcaktohen nga njësitë bazë, në përputhje me standardet shtetërore të cilësisë. Këto kritere bëhen publike nga IAL-ja dhe i përcillen QSHA-së, si dhe ministrisë përgjegjëse për arsimin.

3. Kriter pranimi në një program studimi të ciklit të tretë është njohja nga kandidati e një prej pesë gjuhëve të huaja të Bashkimit Europian: anglisht, frëngjisht, gjermanisht, italisht, spanjisht, e vërtetuar përmes testeve të njohura ndërkombë-

tare, në përputhje me udhëzimin përkatës të ministrit përgjegjës për arsimin. Nëse individi ka fituar një diplomë të një programi studimi të kryer në një nga këto gjuhë, diploma e fituar shërben si dëshmi për plotësimin e këtij kriteri.

4. Lista e studentëve fitues dërgohet në QSHA, në përputhje me përcaktimet e këtij ligji.

5. Lista e të diplomuarve në programet e ciklit të tretë përcillet nga institucioni i arsimit të lartë në ministrinë përgjegjëse për t'u pasqyruar në regjistrin shtetëror të gradave shkencore dhe titujve akademikë.

Neni 79
**Studimet e doktoratës**

1. Institucionet e arsimit të lartë, që ofrojnëstudime të doktoratës, hartojnë projekte kërkimore-shkencore dhe zhvillimi për këto studime. Ato aplikojnë për financim pranë AKKSHI-t apo institucioneve të tjera financuese.

2. Studimet e doktoratës zhvillohen me kohë të plotë pranë njësisë bazë ose me kohë të zgjatur në ato raste kur doktoranti është i punësuar si personel akademik në një institucion tjetër të arsimit të lartë apo si personel kërkimor në një institucion të kërkimit bazë ose të zbatuar.

3. Kur studimet e doktoratës zhvillohen në bashkëpunim midis institucioneve të arsimit të lartë, pjesë të procesit kërkimor, mund të zhvillohen pranë institucioneve bashkëpunuese.

4. Numri i studentëve doktorantë përcaktohet nga njësia bazë dhe projekti kërkimor i çdo doktoranti përcaktohet në varësi të projekteve kërkimore të kësaj të fundit.

5. Për kryerjen e studimeve të doktoratës, studenti mund të përfitojë edhe financime nga subjekte të tjera apo të vetëfinancohet.

6. Drejtuesit shkencorë të doktorantëve duhet të kenë titullin "Profesor" ose "Profesor i asociuar" dhe mund të udhëheqin, respektivisht, një numër të caktuar doktorantësh në të njëjtën kohë. Ky numër përfshin të gjitha udhëheqjet që personeli akademik i kategorisë "Profesor" ndjek në të gjitha institucionet e arsimit të lartë ku ai është i angazhuar dhe përcaktohet në Kodin e Cilësisë në Arsimin e Lartë.

Në rastet kur një pjesë e studimeve të doktoratës kryhet në një institucion të arsimit të lartë të vendeve anëtare të Bashkimit Europian, SHBA-ve dhe Kanada-së, bashkudhëheqësi në institucionin pritës mund të jetë me gradën shkencore "Doktor".

7. Këshilli i Ministrave miraton kriteret që duhet të përmbushë kandidati për fitimin e gradës shkencore "Doktor", sipas përcaktimeve të këtij ligji, si dhe standardet për fitimin e titujve akademikë "Profesor" dhe "Profesor i asociuar".

Neni 80
**Programet e përbashkëta të studimit**

1. Programet e përbashkëta të studimit realizohen nga një institucion i arsimit të lartë ose njësi kryesore të tij, në bashkëpunim me një ose disa institucione të tjera të arsimit të lartë, publike ose jopublike, brenda ose jashtë vendit.

2. Procesi i realizimit të programeve të përbashkëta mund të kryhet në një ose në institucionet pjesëmarrëse, në përputhje me marrëveshjen e bashkëpunimit.

3. Në përfundim të studimeve lëshohet diplomë e përbashkët ose diplomë e dyfishtë ose e shumëfishtë nga institucionet pjesëmarrëse.

4. Në kushtet e realizimit të programeve të përbashkëta të studimit me institucione të huaja të arsimit të lartë mund të zbatohen standarde të ndryshme nga ato shtetërore.

5. Hapja e programeve të përbashkëta të studimit bëhet me miratimin e ministrisë përgjegjëse për arsimin.

Neni 81
**Programet e studimeve të formimit të vazhduar**

1. Institucionet e arsimit të lartë mund të ofrojnë programe të studimeve të formimit të vazhduar, si formë e të mësuarit gjatë të gjithë jetës. Këto programe shërbejnë për plotësim, thellim e konsolidim të njohurive dhe mund të ofrohen si kurse kualifikimi e rikualifikimi, shkolla verore dhe veprimtari të ngjashme. Programet e studimeve të formimit të vazhduar ndihmojnë individët në rritjen e kualifikimit dhe të aftësive profesionale.

2. Struktura e këtyre programeve, kohëzgjatja dhe kreditet e tyre përcaktohen në mënyrë të pavarur nga secila njësi bazë përgjegjëse, në bashkëpunim me ministritë e linjës, nëse kanë kompetencë, sipas kuadrit ligjor për profesionet e rregulluara, dhe bëhen publike nga njësia kryesore.

3. Në përfundim të programeve të studimeve të formimit të vazhduar, institucionet e arsimit të lartë

lëshojnë certifikatat përkatëse, të cilat regjistrohen në përputhje me këtë ligj.

4. Institucionet e arsimit të lartë mund të ofrojnë edhe kurse përgatitore për programet e studimeve që organizojnë.

Neni 82
**Programet e studimit në fushën e drejtësisë**

1. Programet e integruara të studimeve të ciklit të dytë në fushën e drejtësisë realizohen me 300 kredite, për një kohëzgjatje prej jo më pak se 5 vite akademike.

2. Personat që kanë kryer studimet e integruara në drejtësi, ose në një program të ciklit të dytë të studimeve, të barasvlershëm me to, mund të konkurrojnë për t'u përgatitur si gjyqtarë, prokurorë, avokatë, noterë, avokatë të shtetit, përmbarues privatë ose shtetërorë, si dhe juristë në administratën shtetërore, qendrore dhe vendore, pasi të kenë kryer provimin e shtetit në drejtësi.

3. Provimi i shtetit organizohet nga ministria përgjegjëse për arsimin dhe Ministria e Drejtësisë, sipas rregullave dhe procedurave, të parashikuara në legjislacionin në fuqi.

Neni 83
**Programet e studimit në fushën e mësuesisë**

1. Programet e studimit në fushën e mësuesisë për arsim parashkollor dhe arsim fillor,organizohen në dy cikle:

a) program i ciklit të parë, "Bachelor", që formon mësues të arsimit parashkollor;

b) program i ciklit të dytë "Master profesional", që formon mësues të arsimit fillor.

2. Programet e studimit për formimin e mësuesve të arsimit të mesëm të ulët dhe të lartë organizohen si programe të ciklit të dytë të studimeve "Master", me 120 kredite, sipas fushave përkatëse të formimit.

3. Programet e ciklit të dytë të studimit në fushën e mësuesisë duhet të përmbajnë 25 për qind të krediteve në shërbim të formimit të përgjithshëm psiko-pedagogjik.

4. Programet e ciklit të dytë të studimit, që formojnë mësues të së njëjtës fushë të mësuesisë, duhet të kenë së paku 80 për qind të kurrikulës me përmbajtje të ngjashme.

Neni 84
**Programet e studimit në institucionet e arsimit të lartë me status të veçantë**

Forma e organizimit të studimeve, pranimi i studentëve dhe financimi në institucionet e arsimit të lartë me status të veçantë realizohen në përputhje me këtë ligj dhe specifikat përkatëse, të përcaktuara me udhëzim të ministrisë përgjegjëse për arsimin.

Neni 85
**Ndjekja e një programi të dytë studimi në institucionet publike të arsimit të lartë**

1. Individët, që kanë përfunduar një program studimi, kanë të drejtë të ndjekin një program të dytë studimi të të njëjtit cikël. Në këtë rast, kandidatët përballojnë koston e plotë të studimeve. Nga ky rregull përjashtohen studentët e shkëlqyer.

2. Në statutet e institucioneve të arsimit të lartë përcaktohen kriteret që duhet të plotësohen për t'u pranuar në një program të dytë studimi.

Neni 86
**Kodifikimi i programeve të studimit**

1. Programet e studimit organizohen dhe grupohen në kode që identifikojnë fusha të ngjashme studimi në nivel kombëtar. Kodifikimi i programeve të studimit bëhet nga ministria përgjegjëse për arsimin.

2. Programet e studimit, që ofrohen në të njëjtën fushë studimi, cikël si dhe me të njëjtën emërtesë, duhet të kenë përmbajtje të ngjashme në nivel, së paku 70 për qind.

3. Hapja e një programi të ri studimi shoqërohet me përcaktimin e kodit, sipas fushës së studimit dhe klasifikimeve të bëra publike nga ministria përgjegjëse për arsimin.

4. Specifikimet dhe përmbajtja për kodifikimin e programeve të studimit përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 87
**Viti akademik dhe organizimi i mësimdhënies**

1. Studimet në institucionet e arsimit të lartë zhvillohen në vite akademike. Data zyrtare e fillimit të vitit akademik shpallet nga ministri përgjegjës për arsimin.

2. Viti akademik organizohet në semestra.

3. Frekuentimi i procesit mësimor, sipas llojit të veprimtarive mësimdhënëse në auditor, dhe ciklit të studimit, është i detyrueshëm në një masë të caktuar, e cila përcaktohet bazuar në Kodin e Cilësisë dhe udhëzimin e ministrit përgjegjës për arsimin.

4. Organizimi i studimeve në institucionet e arsimit të lartë bëhet sipas përcaktimeve të këtij ligji ose të një modeli tjetër, kur ai ofrohet nga një institucion i arsimit të lartë, cili lëshon një diplomë të përbashkët ose të dyfishtë me një institucion të huaj.

Neni 88

**Gjuha e studimeve**

1. Programet e studimit në institucionet e arsimit të lartë në Republikën e Shqipërisë ofrohen normalisht në gjuhën shqipe. Këto programe mund të ofrohen dhe në një nga gjuhët zyrtare të Bashkimit Europian, të miratuar në aktin përkatës të hapjes së programit të studimit. Përjashtohen nga ky rregull programet e përbashkëta të studimit të ofruara me institucione të huaja të arsimit të lartë dhe programet e studimit që kanë për objekt mësimin e gjuhëve të huaja.

2. Në rastin e programeve të studimit që ofrohen në gjuhë të huaj, studentët duhet të dëshmojnë njohjen e gjuhës së huaj përkatëse në nivelin e nevojshëm për të kryer studime të larta, të përcaktuar nga institucioni i arsimit të lartë, ofrues i programit të studimit.

Neni 89

**Transferimi i studimeve**
**Njohja dhe njësimi i periudhave të studimit**

1. Institucionet e arsimit të lartë ofrojnë mundësi për njohjen e krediteve dhe transferimin e studimeve, midis programeve të të njëjtit cikël studimi, brenda të njëjtit institucion apo institucioneve të ndryshme të arsimit të lartë.

2. Periudhat e studimit dhe detyrimet e programeve të studimit, të shlyera në institucione të tjera të vendit ose të huaja, njihen dhe njësohen, nga pikëpamja e së drejtës për të vazhduar arsimimin, në një program studimi të njëjtë ose të ngjashëm.

3. Njohja kryhet nga institucioni i arsimit të lartë, pranë të cilit është paraqitur kërkesa për vazhdimin e studimeve.

4. Transferimet lejohen brenda të njëjtit cikël studimi e në fusha studimi të njëjta ose të përafërta dhe vetëm në fillim të vitit akademik.

5. Kriteret e procedurat e njohjes së krediteve dhe transferimi i studimeve përcaktohen në rregulloren e njësisë bazë, në përputhje me këtë ligj dhe akte të tjera nënligjore.

6. Vendimi për njohjen e plotë ose të pjesshme të krediteve të fituara nga një student që transferohet, më qëllim vazhdimin e studimeve në institucionin pritës të arsimit të lartë, i takon komisionit përkatës, të ngritur nga njësia bazë e institucionit të arsimit tëlartë.

Neni 90

**Kohëzgjatja e studimeve**

1. Kohëzgjatja maksimale e studimeve në një program studimi nuk mund të jetë më shumë se dyfishi i kohëzgjatjes normale të studimeve që parashikon programi, pa marrë në konsideratë periudhën e kohës kur studenti i ka pezulluar studimet.

2. Studenti, që nuk arrin të përfundojë studimet brenda kohëzgjatjes maksimale të programit, ka të drejtë të aplikojë për të rifilluar studimet, në të njëjtin program studimi ose në një program tjetër. Ai u nënshtrohet kritereve dhe procedurave të shpallura për regjistrimin në programin e studimit të institucionit pritës. Kreditet e grumbulluara nga studenti gjatë periudhës së mëparshme të studimeve mund të transferohen, me vendim të njësisë bazë të institucionit që pranon studentin, sipas kritereve të përcaktuara në rregulloren e saj.

Neni 91

**Lëshimi i diplomave, certifikatave dhe suplementi i diplomës**

1. Në përfundim të programit të studimit, studenti pajiset me diplomën ose certifikatën përkatëse. Elementet përbërëse, forma e diplomës dhe procedurat për regjistrimin përcaktohen nga ministria përgjegjëse për arsimin.

2. Diplomat që lëshohen në përfundim të programeve të studimit të ciklit të parë, të ciklit të dytë, si edhe ato "Master ekzekutiv" të ciklit të tretë shoqërohen me suplementin e diplomës.

3. Çdo formë diplome dhe certifikate, përpara se të lëshohet nga institucioni i arsimit të lartë, regjistrohet në regjistrin shtetëror të diplomave dhe regjistrin shtetëror të certifikatave për arsimin e

lartë dhe kërkimin shkencor, që mbahet në Qendrën e Shërbimeve të Arsimit.

4. Institucionet e arsimit të lartë nuk mund të lëshojnë dublikatë diplome, por mund të lëshojnë dokument të barasvlershëm me diplomën në formën e vërtetimit, i cili duhet të përmbajë emrin e institucionit që ka lëshuar diplomën, numrin e diplomës origjinale, datën e lëshimit të saj, ciklin dhe programin e studimit.

5. Suplementi i diplomës hartohet në përputhje me kërkesat e Hapësirës Europiane të Arsimit të Lartë. Ai përshkruan, në veçanti, natyrën, nivelin, përmbajtjen dhe rezultatet e studimeve, që janë kryer nga mbajtësi i diplomës, si dhe fushën e punësimit. Përmbajtja dhe forma e suplementit të diplomës përcaktohen në statutin e institucioneve të arsimit të lartë, në përputhje me udhëzimet e ministrisë përgjegjëse për arsimin.

Neni 92

**Njohja e diplomave, certifikatave e gradave të fituara në përfundim të studimeve të kryera jashtë vendit dhe njohja e titujve të lëshuar nga një institucion i huaj i arsimit të lartë**

1. Diplomat, certifikatat e gradat e fituara në përfundim të studimeve të kryera jashtë vendit, që i përkasin niveleve nga 5 deri në 8, të Kornizës Shqiptare të Kualifikimeve, njihen dhe njësohen përmes lëshimit të dokumentit zyrtar, të barasvlershëm nga pikëpamja e së drejtës për të vazhduar arsimimin, punësimin ose karrierën akademike në Shqipëri, në përfundim të procedurës zyrtare të njohjes.

2. Një kualifikim apo program studimi i kryer jashtë vendit, për të cilin është lëshuar një certifikatë, diplomë apo gradë nga institucioni i huaj, i autorizuar në vendin përkatës për lëshimin e tyre, që vërteton përfundimin e kualifikimit apo programit të studimit, vlerësohet, njihet dhe njësohet në bazë të Kornizës Europiane të Kualifikimeve, të Kornizës së Kualifikimeve të vendit të origjinës dhe të Kornizës së Kualifikimeve të Republikës së Shqipërisë, sipas parimeve dhe standardeve ndërkombëtare të njohjes së kualifikimeve, përcaktuar në dokumentet, marrëveshjet dhe konventat ndërkombëtare, në të cilat përfshihet vendi ynë.

3. Institucioni përgjegjës për njohjen dhe njësimin zyrtar, në Republikën e Shqipërisë, të certifikatave, diplomave dhe gradave shkencore është ministria përgjegjëse për arsimin. Ky proces kryhet nga njësia përgjegjëse e njësimit të diplomave.

4. Titujt e lëshuar jashtë vendit nga një institucion i huaj i arsimit të lartë njihen në Republikën e Shqipërisë, të barasvlershëm nga pikëpamja e së drejtës për të vazhduar punësimin ose karrierën akademike në Shqipëri, përmes procedurës zyrtare të njohjes.

5. Institucioni përgjegjës për njohjen zyrtare, në Republikën e Shqipërisë, të titujve akademikëtë lëshuar jashtë vendit është ministria përgjegjëse për arsimin.

6. Procedurat dhe kriteret për njohjen dhe njësimin e diplomave, certifikatave dhe gradave të fituara në përfundim të studimeve të kryera jashtë vendit, si dhe njohjen e titujve akademikë të lëshuar nga institucione të huaja të arsimit të lartë përcaktohen me udhëzim të ministrit përgjegjës për arsimin, duke respektuar marrëveshjet ndërkombëtare të nënshkruara nga vendi ynë për këtë qëllim. Ministria përgjegjëse për arsimin mund të përcaktojë dhe vlefshmërinë e diplomës së njësuar, sipas fushës së punësimit.

7. Ministria përgjegjëse për arsimin mban bazën e të dhënave kombëtare të diplomave, certifikatave, gradave dhe titujve të njësuar apo tënjohur në Republikën e Shqipërisë.

KREU VIII
KËRKIMI SHKENCOR NË INSTITUCIONET E ARSIMIT TË LARTË

Neni 93

**Veprimtaria kërkimore-shkencore**

1. Institucionet e arsimit të lartë kryejnë veprimtari kërkimore-shkencore bazë ose të zbatuara, studime, projekte për zhvillim dhe veprimtari të tjera krijuese, të përcaktuara në statutin e tyre, sipas natyrës dhe objektivave specifikë të institucionit. Ato garantojnë integrimin e veprimtarisë kërkimore në atë të mësimdhënies.

2. Veprimtaria kërkimore-shkencore, që kryhet në institucionet e arsimit të lartë, synon të mbështetë zhvillimin e vendit dhe rritjen e cilësisë së arsimit.

3. Nëpërmjet veprimtarisë kërkimore-shkencore personeli akademik dhe studentët fitojnë aftësi për kërkime të pavarura, në funksion të zhvillimit të qëndrueshëm profesional dhe të karrierës akademike.

4. Veprimtaria kërkimore-shkencore e krijuese rregullohen sipas këtij ligji, akteve ligjore e nënligjore në fuqi, si dhe statutit të institucioneve të arsimit të lartë.

Neni 94
**Struktura e kërkimit shkencor**

1. Veprimtaria kërkimore-shkencore zhvillohet, sipas përcaktimeve të këtij ligji, në:

a) institucionet e arsimit të lartë;

b) institutet dhe qendrat ndërinstitucionale të kërkim-zhvillimit;

c) institutet e kërkim-zhvillimit pranë ministrive.

2. Strukturat e sipërpërmendura të kërkimit shkencor zhvillojnë veprimtaritë e tyre në përputhje me misionin dhe fushat e kompetencës dhe u nënshtrohen kritereve të financimit të veprimtarisë së tyre kërkimore-shkencore, sipas këtij ligji dhe akteve ligjore dhe nënligjore në fuqi. Ato kanë detyrimin të bëjnë publike veprimtarinë e tyre, si edhe rezultatet përkatëse, me përjashtim të rasteve të veçanta, që rregullohen me akte ligjore ose nënligjore.

3. Kërkimi shkencor zhvillohet e organizohet edhe në institucione të tjera, veprimtaria e të cilave rregullohet me ligj të veçantë.

Neni 95
**Kërkimi shkencor në institucionet e arsimit të lartë**

1. Veprimtaritë e kërkimit shkencor në institucionet e arsimit të lartë realizohen mbi bazën e programeve dhe projekteve të miratuara nga organet kompetente në këto institucione, në përputhje me statutin dhe rregulloret e institucionit.

2. Fushat, drejtimet, vëllimi i punës dhe afatet e veprimtarisë kërkimore-shkencore përcaktohen nga vetë institucionet e arsimit të lartë, bazuar në fushat prioritare të zhvillimit kombëtar dhe në programet e ofruara.

3. Veprimtaria kërkimore-shkencore e personelit akademik në IAL vlerësohet sipas përcaktimeve në statut ose akteve të tjera të institucionit.

4. Institucionet e arsimit të lartë kanë të drejtë të hartojnë programe dhe projekte kërkimore në bashkëpunim me institucione të tjera publike ose private, brenda dhe jashtë vendit.

5. Institucionet e arsimit të lartë ofrojnë, nëpërmjet veprimtarive kërkimore-shkencore, të zhvillimit dhe krijuese, shërbime për të tretë. Të ardhurat nga këto veprimtari administrohen nga njësia bazë ose ajo kryesore, që realizon veprimtarinë, sipas përcaktimeve të këtij ligji dhe të akteve të tjera ligjore dhe nënligjore në fuqi.

Neni 96
**Institutet dhe qendrat ndërinstitucionaletë kërkim-zhvillimit**

1. Institutet dhe qendrat ndërinstitucionale të kërkim-zhvillimit krijohen nga dy apo më shumë IAL ose nga IAL me institucione kërkimore-shkencore, kulturore dhe ekonomike, publike e private, me marrëveshje midis tyre.

2. Struktura, organizimi, fushat e kërkimit dhe objekti i veprimtarisë së tyre propozohen nga institucionet themeluese dhe miratohen me vendim të Këshillit të Ministrave. Funksionimi i tyre përcaktohet në rregulloren e tyre, në përputhje me statutet e institucioneve themeluese.

KREU IX
STUDENTËT DHE TË DHËNAT MBI STUDENTËT

Neni 97
**Fitimi, pezullimi dhe humbja e statusit të studentit**

1. Statusi i studentit fitohet me regjistrimin e tij në një institucion të arsimit të lartë. Ky status humbet me marrjen e diplomës ose certifikatës përkatëse, si dhe në rastin e çregjistrimit të studentit nga ai institucion.

2. Studenti mund t'i pezullojë studimet dhe t'i rifillojë ato, në përputhje me rregullat e përcaktuara nga institucioni i arsimit të lartë.

3. Studenti nuk mund të regjistrohet, njëkohësisht, në më shumë se një program studimi. Bëjnë përjashtim nga ky nen nxënësit dhe studentët e shkëlqyer.

Neni 98
**Të drejtat dhe detyrimet e studentëve**

1. Studentët kanë të drejtë:

a) të ndjekin të gjitha veprimtaritë mësimore që zhvillohen në kuadrin e programit të studimit ku ata janë regjistruar;

b) të përdorin infrastrukturën, që institucioni i arsimit të lartë vë në dispozicion të procesit mësimor, si dhe të përfitojnë nga shërbimet mbështetëse që ofrohen nga ai institucion;

c) të marrin pjesë në proceset e vendimmarrjes së institucionit të arsimit të lartë, në përputhje me përcaktimet e këtij ligji dhe statutin e institucionit;

ç)të shprehin vlerësimin e tyre për cilësinë e mësimdhënies dhe punën e personelit në institucionin e arsimit të lartë;

d) të nënshkruajnë kontratë shërbimi, në momentin e regjistrimit në institucionet jopublike të arsimit të lartë. Elementet e kontratës dhe forma e saj përcaktohen me udhëzim të ministrit përgjegjës për arsimin;

dh) të sigurohen nga institucioni i arsimit të lartë, në një ndër shoqëritë e sigurimit, për të gjithë kohëzgjatjen e parashikuar të studimeve, për riskun e ndërprerjes së veprimtarisë apo risqe të tjera, sipas përcaktimeve në udhëzimin e ministrit përgjegjës për arsimin dhe Ministrit të Financave.

2. Studentët kanë për detyrë:

a) të zbatojnë rregullat e përcaktuara nga institucioni i arsimit të lartë;

b) të respektojnë të drejtat e personelit dhe të studentëve të tjerë;

c) të paguajnë tarifat e përcaktuara në këtë ligj dhe nga institucionet e arsimit të lartë, si dhe tarifat e shërbimeve që u ofrojnë institucionet e arsimit të lartë;

ç) të respektojnë Kodin e Etikës së institucionit të arsimit të lartë.

3. Studentit përsëritës i ndërpritet mbështetja nga fondet publike, me përjashtim të rasteve të forcave madhore.

4. Në statutin e institucionit mund të përcaktohen të drejta dhe detyra të tjera të studentëve.

Neni 99

**Këshillat e studentëve**

1. Studentët kanë të drejtë të organizohen në këshilla studentorë në nivel njësie kryesore, institucioni të arsimit të lartë, si edhe në nivel kombëtar.

2. Këshillat e studentëve janë organizime të pavarura të studentëve në institucionet e arsimit të lartë, të cilat nuk zhvillojnë veprimtari politike dhe ekonomike. Këto këshilla promovojnë pjesëmarrjen e studentëve dhe koordinojnë përfaqësimin e tyre në organet drejtuese të institucioneve të arsimit të lartë.

3. Këshillat e studentëve zgjidhen çdo dy vjet nga votat e studentëve dhe mbështeten në legjislacionin në fuqi. Në rastet kur një individ i zgjedhur në këshillat e studentëve përfundon studimet universitare, ai zëvendësohet nga kandidati pasardhës në renditje për nga numri i votave të grumbulluara në zgjedhjet e fundit, deri në përfundim të mandatit të nisur.

4. Këshillat e studentëve nuk mund të organizohen me struktura të tjera politike e jopolitike, jashtë institucioneve përkatëse të arsimit të lartë. Modalitetet dhe procedurat për krijimin, organizimin dhe funksionimin e tyre përcaktohen në statutet dhe rregulloret e institucioneve të arsimit të lartë, në përputhje me këtë ligj, mbështetur edhe në propozimet e paraqitura nga studentët.

5. Këshillat e studentëve shprehin mendime dhe propozime për të gjitha problemet me interes të përgjithshëm të institucioneve të arsimit të lartë, si për planet dhe programet e studimeve, rregulloret për veprimtaritë mësimore, të drejtën për të studiuar, cilësinë e shërbimeve, përcaktimin e tarifave të shkollimit dhe kontributeve të tjera financiare për studentët, bilancet vjetore paraprake të shpenzimeve ose ndarjen e burimeve financiare, zhvillimin e veprimtarive të ndryshme kulturore, artistike, sportive etj.

6. Institucionet e arsimit të lartë mbështetin këshillat e studentëve dhe financojnë veprimtari të tyre.

Neni 100

**Karta e studentit**

1. Studentët e institucioneve publike e private të arsimit të lartë pajisen me kartën e studentit, e cila është dokument unik. Me anë të saj studentët përfitojnë shërbime me çmime të reduktuara.

2. Ministria përgjegjëse për çështjet e arsimit përcakton kriteret dhe procedurat për përgatitjen dhe lëshimin e kartës së studentit.

3. Përfitimet e studentëve nga përdorimi i kartës së studentit përballohen nga fondet e parashikuara në Buxhetin e Shtetit të ministrisë përkatëse që mbulon institucionin e arsimit të lartë ose njësive të qeverisjes vendore që mbulojnë shërbimet e ofruara ndaj studentëve.

4. Kategoritë e shërbimeve që ofrojnë entet shtetërore bëhen me vendim të Këshillit të Ministrave dhe me marrëveshje me organizma që kanë objekt të tyre interesat studentorë e me persona juridikë privatë që ofrojnë shërbime të ndryshme.

Neni 101
**Dokumentacioni i procesit mësimor**

1. Çdo institucion i arsimit të lartë detyrohet të mbajë në formë të shkruar:
a) regjistrin themeltar të studentëve;
b) regjistrin e arritjeve akademike;
c) regjistrin e lëshimit të diplomave dhe certifikatave.

2. Regjistrat shpërndahen nga ministria përgjegjëse për arsimin kundrejt tarifës përkatëse që përcaktohet me vendim të Këshillit të Ministrave.

3. Regjistri themeltar i studentëve është dokumenti që vërteton regjistrimin e studentëve në një institucion të arsimit të lartë. Çdo student pajiset me një numër unik matrikullimi, që e mban deri në marrjen e diplomës ose certifikatës, i cili pasqyrohet në këtë regjistër. Regjistri themeltar depozitohet në arkivat e shtetit, sipas kuadrit ligjor në fuqi për arkivat, ndërsa kopja e njësuar me origjinalin ruhet për gjithë periudhën kohore të ekzistencës së institucionit të arsimit të lartë. Ai plotësohet edhe në formë elektronike.

4. Regjistri i arritjeve akademike është dokumenti që vërteton rezultatet e arritura nga çdo student i regjistruar në institucionin e arsimit të lartë, sipas programeve të studimit. Regjistri i arritjeve akademike depozitohet në arkivat e shtetit, sipas kuadrit ligjor në fuqi për arkivat, ndërsa kopja e njësuar me origjinalin ruhet për gjithë periudhën kohore të ekzistencës së institucionit të arsimit të lartë. Ai plotësohet edhe në formë elektronike.

5. Regjistri i lëshimit të diplomave dhe certifikatave është dokumenti që vërteton emetimin e tyre prej institucionit të arsimit të lartë. Institucionet e arsimit të lartë dokumentojnë tërheqjen e diplomës dhe suplementit të diplomës prej secilit student që ka përfunduar me sukses detyrimet akademike dhe ato të tjera institucionale. Regjistri i lëshimit të diplomave dhe certifikatave depozitohet në arkivat e shtetit, sipas kuadrit ligjor në fuqi për arkivat, ndërsa kopja e njësuar me origjinalin ruhet për gjithë periudhën kohore të ekzistencës së institucionit të arsimit të lartë. Ai plotësohet edhe në formë elektronike.

6. Çdo institucion i arsimit të lartë duhet të plotësojë elementet e regjistrave, të përcaktuara në pikën 1, të këtij neni, në përputhje me aktet nënligjore të ministrisë përgjegjëse për arsimin. Dokumentacioni, pas plotësimit përfundimtar të tij, depozitohet në arkivat e shtetit, sipas kuadrit ligjor në fuqi për arkivat, ndërsa kopja e njësuar me origjinalin ruhet në arkivin e institucionit të arsimit të lartë, në përputhje me legjislacionin në fuqi dhe rregulloren e institucionit. Në rastin e mbylljes së veprimtarisë së institucionit të arsimit të lartë, regjistrat e tij, sipas përcaktimeve në pikën 1, të këtij neni, dhe çdo dokument tjetër, depozitohen në arkivat e shtetit, sipas kuadrit ligjor në fuqi për arkivat.

Neni 102
**Baza e të dhënave të studentëve në institucionet e arsimit të lartë**

1. Institucionet e arsimit të lartë ruajnë të dhënat personale të studentëve.

2. Të gjitha proceset e ruajtjes dhe përpunimit të të dhënave personale të studentëve nga institucionet e arsimit të lartë kryhen, bazuar në parimin e konfidencialitetit dhe në përputhje me kërkesat e legjislacionit për mbrojtjen e të dhënave personale.

KREU X
SIGURIMI I CILËSISË NË ARSIMIN E LARTË

Neni 103
**Sigurimi i brendshëm i cilësisë**

1. Institucionet e arsimit të lartë janë përgjegjëse për hartimin e politikave dhe procedurave për sigurimin e brendshëm të cilësisë. Struktura dhe funksionimi i njësisë së sigurimit të brendshëm të cilësisë përcaktohen në statutin e institucionit të arsimit të lartë.

2. Njësia e sigurimit të cilësisë vlerëson, periodikisht, rezultatet e veprimtarive mësimore dhe kërkimore-shkencore.

3. Në fund të çdo semestri apo para sezonit të provimeve, ajo organizon pyetësorin studentor për cilësinë e mësimdhënies për lëndët e çdo programi studimi.

4. Njësia e sigurimit të cilësisë realizon studime gjurmuese për të vlerësuar ecurinë e punësimit të studentëve dhe efikasitetin e programeve të ofruara nga institucioni i arsimit të lartë.

5. Standardet për sigurimin e cilësisë hartohen nga institucionet e arsimit të lartë, në përputhje me Kodin e Cilësisë.

6. Raportet e vlerësimeve, të kryera nga njësitë për sigurimin e brendshëm të cilësisë së institucioneve të arsimit të lartë, përdoren si burim për vlerësimin e jashtëm dhe përmirësimin e vazhdueshëm të cilësisë.

Neni 104
**Sigurimi i jashtëm i cilësisë**

1. Sigurimi i jashtëm i cilësisë në arsimin e lartë realizohet përmes proceseve të vlerësimit të jashtëm të akreditimit, vlerësimeve analitike e krahasuese, si dhe proceseve të tjera që promovojnë e përmirësojnë cilësinë.
2. Të gjitha institucionet e arsimit të lartë dhe programet e studimit që ato ofrojnë i nënshtrohen vlerësimit të parë, vlerësimit periodik dhe vlerësimit krahasues. Rezultatet e këtyre vlerësimeve bëhen publike nga ASCAL.
3. Vlerësimi i parë institucional dhe vlerësimi i programeve kryhen përpara lëshimit të diplomave të para nga një institucion i arsimit të lartë. Vlerësimi institucional i paraprin atij të programeve të studimit.
4. Vlerësimi periodik kryhet për institucionet e arsimit dhe programet e studimit që kanë fituar akreditimin e parë, brenda afatit kohor të vlefshmërisë së tij.
5. Institucionet e arsimit të lartë i nënshtrohen procesit të vlerësimit të mësimdhënies, çdo tre vjet, nga ASCAL dhe monitorohen në mënyrë të vazhdueshme, përmes Sondazhit Kombëtar të Studentëve.
6. Vlerësimi i jashtëm i cilësisë kryhet në përputhje me Kodin e Cilësisë në Arsimin e Lartë. Ministria përgjegjëse dhe ASCAL mund të bashkëpunojnë me agjenci të huaja të sigurimit të cilësisë, që janë anëtare të rrjetit ENQA.

Neni 105
**Kodi i Cilësisë së Arsimit të Lartë**

1. Kodi i Cilësisë së Arsimit të Lartë është dokumenti kryesor për të gjitha proceset dhe procedurat e sigurimit të cilësisë në arsimin e lartë. Ai përcakton standardet shtetërore të cilësisë, të detyrueshme për zbatim prej institucioneve të arsimit të lartë.
2. Kodi i Cilësisë së Arsimit të Lartë hartohet nga ASCAL dhe ministria përgjegjëse për arsimin dhe miratohet me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 106
**Akreditimi**

1. Akreditimi institucional është procesi i certifikimit të cilësisë së veprimtarisë së institucioneve të arsimit të lartë, në përputhje me Kodin e Cilësisë së Arsimit të Lartë.
2. Akreditimi i programeve të studimit është procesi i certifikimit të cilësisë së tyre, në përputhje me standardet shtetërore të cilësisë.
3. Akreditimi i parë institucional dhe ai i programeve kryhen përpara lëshimit të diplomave të para nga një institucion i arsimit të lartë. Akreditimi institucional i paraprin atij të programeve të studimit.
4. Vlefshmëria e çdo akreditimi institucional dhe e programeve të studimit që lidhen me të nuk mund të zgjasë më shumë se 6 vjet.
5. Vendimi për akreditimin është pozitiv ose negativ. Në rast se institucioni i arsimit të lartë nuk akreditohet institucionalisht apo për program studimi, ai nuk mund të lëshojë diploma për programet përkatëse të studimit që ka ofruar.
6. Standardet, mbi bazën e të cilave është dhënë akreditimi, duhet të përmbushen për të gjithë periudhën kohore të vlefshmërisë së akreditimit. Në qoftë se ministria përgjegjëse për arsimin konstaton shmangie nga këto standarde, vendos kushte dhe afate kohore për përmbushjen e tyre.
7. Për institucionet e arsimit të lartë, që zhvillojnë programe të përbashkëta studimi me institucione të huaja të arsimit të lartë, si dhe për filialet e institucioneve të huaja të arsimit të lartë që ushtrojnë veprimtari në Republikën e Shqipërisë, vlerësimi dhe akreditimi kryhen duke marrë parasysh edhe vlerësimin e akreditimin e tyre në vendin e origjinës.
8. Shpenzimet për vlerësimin e jashtëm të cilësisë dhe akreditimin përballohen nga vetë institucionet e arsimit të lartë, sipas tarifave të përcaktuara me vendim të Këshillit të Ministrave.

KREU XI
PRONAT DHE FINANCIMI I ARSIMIT TË LARTË

Neni 107
**Parime bazë të financimit të institucioneve të arsimit të lartë nga Buxheti i Shtetit**

Parimet bazë të financimit të institucioneve të arsimit të lartë nga Buxheti i Shtetit janë:

a) konkurrenca e lirë midis institucioneve që gëzojnë të njëjtin status, sipas përcaktimeve të nenit 17 të këtij ligji;

b) mundësitë e barabarta për institucionet e arsimit të lartë, në varësi të statusit që ato kanë;

c) mbështetja e interesave prioritarë e strategjikë të vendit;

ç) shpërndarja e fondeve, bazuar mbi treguesit e cilësisë së institucioneve për mësimdhënien, kërkimin shkencor, veprimtaritë krijuese dhe inovacionin e zhvillimin.

Neni 108

**Autonomia financiare e institucioneve të arsimit të lartë**

1. Institucionet e arsimit të lartë funksionojnë sipas parimit të autonomisë financiare.

2. Institucioni i arsimit të lartë harton një plan buxhetor afatmesëm, i cili është pjesë e planit strategjik të zhvillimit të institucionit. Ky plan përditësohet çdo vit.

3. Të gjitha të ardhurat e krijuara nga institucionet publike të arsimit të lartë përdoren prej tyre dhe pjesa e papërdorur e të ardhurave mbartet në vitin pasardhës.

4. Përdorimi fondeve publike nga Buxheti i Shtetit për institucionet e arsimit të lartë bëhet në përputhje me kushtet dhe qëllimet e grantit të akorduar.

Neni 109

**Burimet e financimit të institucioneve publike të arsimit të lartë**

1. Institucionet publike të arsimit të lartë financohen nga:

a)Buxheti i Shtetit;

b)pagesat e studentëve për arsimim;

c)të ardhurat për shërbimet e kryera;

ç)të ardhurat e krijuara nga marrëdhëniet me palët e treta;

d)donacione dhe burime të tjera të ligjshme financimi;

dh) veprimtari kërkimore-shkencore;

2. Të ardhurat e përfituara nga shërbimet, veprimtaritë kërkimore-shkencore, konsulencat, si dhe çdo e ardhur që realizohet nga veprimtaria ku merr pjesë personeli akademik ndahet ndërmjet personelit akademik dhe IAL-së, sipas rregullores së miratuar nga Bordi i Administrimit.

3. Institucionet publike të arsimit të lartë rregullojnë në aktet e tyre të brendshme mënyrën e përdorimit të fondeve të krijuara nga të ardhurat e përcaktuara në këtë nen, me përjashtim të të ardhurave nga Buxheti i Shtetit.

Neni 110

**Shpërndarja e fondeve nga Buxheti i Shtetit**

1. Fondet nga Buxheti i Shtetit shpërndahen në formë granti, sipas kategorive të mëposhtme:

a) granti i politikave të zhvillimit për institucionet publike të arsimit të lartë;

b) granti i mësimdhënies;

c) granti i punës kërkimore-shkencore dhe veprimtarive krijuese.

2. Këshilli i Ministrave miraton me vendim modelin e financimit të buxhetit për arsimin e lartë dhe kërkimin shkencor.

3. Zbatimi i skemës së financimit, sipas këtij ligji, për institucionet publike të arsimit të lartë, kryhet sipas udhëzimit të përbashkët të Ministrit të Financave dhe ministrit përgjegjës për arsimin.

Neni 111

**Granti i politikave të zhvillimit për institucionet publike të arsimit të lartë**

1. Granti i politikave të zhvillimit për institucionet publike të arsimit të lartë përfshin:

a) fondin për mbështetjen e institucionit dhe infrastrukturës akademike;

b) fondin e projekteve konkurruese për zhvillimin e institucioneve të arsimit të lartë.

2. Fondi për mbështetjen e institucionit dhe infrastrukturës akademike shpërndahet mbi bazën e renditjes së institucioneve publike të arsimit të lartë, të kryer nga Agjencia Kombëtare e Kërkimit Shkencor.

3. Fondi i projekteve konkurruese për zhvillimin e institucioneve të arsimit të lartë shpërndahet mbi bazën e projekteve që ato paraqesin, sipas kritereve të përcaktuara në strategjitë sektoriale dhe në ligjin vjetor të buxhetit.

4. Ministria përgjegjëse për arsimin miraton me udhëzim prioritetet, termat e shpërndarjes, formën e aplikimit për grantin, si dhe miraton grantin e politikave të zhvillimit të institucioneve publike të arsimit të lartë, mbi bazën e aplikimit apo të prioriteteve strategjike të zhvillimit të vendit.

Neni 112
**Granti i mësimdhënies**

1. Granti i mësimdhënies përfshin:
a) fondin për institucionet publike të arsimit të lartë;
b) fondin e mbështetjes studentore.
2. Fondi institucional u shpërndahet institucioneve publike të arsimit të lartë, sipas një formule që garanton mundësi të barabarta, drejtësi dhe transparencë.
3. Fondi i mbështetjes studentore përfshin tri kategori financimi:
a) bursat e studimit për studentët e shkëlqyer;
b) bursat e studimit për studentët në programet e studimit që përbëjnë prioritet kombëtar;
c) bursat e studimit për studentët që i përkasin shtresave sociale në nevojë.
4. Bursat e studimit për studentët e shkëlqyer u jepen studentëve me notë mesatare maksimale në hyrje, në rang vendi, pavarësisht programit të studimit dhe institucionit, në të cilin ata kanë zgjedhur të ndjekin studimet. Studenti vazhdon të përfitojë nga ky grant nëse rezultatet e tij, gjatë gjithë viteve të studimit, vazhdojnë të jenë të shkëlqyera.
5. Bursat e studimit për studentët që kanë zgjedhur të ndjekin programet e studimit në institucione publike të arsimit të lartë, që përbëjnë prioritet kombëtar, u shpërndahen studentëve që studiojnë në fushat e përcaktuara si të tilla me vendim të Këshillit të Ministrave.
6. Bursat e studimit për studentët që u përkasin shtresave sociale në nevojë u shpërndahen studentëve që janë shpallur fitues në institucionet publike të arsimit të lartë dhe plotësojnë kriteret për t'u konsideruar si studentë në nevojë, të përcaktuara si të tilla me vendim të Këshillit të Ministrave.
7. Ky grant shpërndahet nga AKFAL-i.

Neni 113
**Granti i punës kërkimore-shkencore**

1. Granti i punës kërkimore-shkencore përfshin fondet për kërkimin shkencor.
2. Pjesë e këtij granti janë edhe fondet për studimet e doktoratës, të cilat u jepen institucioneve të arsimit të lartë mbi bazën e aplikimit. Nga ky fond përjashtohet financimi i ngarkesës së pedagogëve për udhëheqjen e doktoratës.
3. Ky grant është i hapur për të gjitha institucionet e arsimit të lartë të akredituara që zhvillojnë kërkim shkencor.
4. Shpërndarja e fondeve të kësaj kategorie bëhet nga AKKSHI, mbi bazën e projekteve që institucionet paraqesin, sipas kritereve të përcaktuara në strategjitë sektoriale dhe në ligjin vjetor të buxhetit.
5. Vlerësimi i cilësisë së kërkimit shkencor përbën kriterin bazë të renditjes së institucioneve të kërkimit shkencor nga AKKSHI dhe përcaktimin e masës së financimit, të përfituar prej AKFAL-it, për IAL-të publike. Institucionet e kërkimit shkencor marrin masa për vlerësimin dhe sigurimin e brendshëm të cilësisë, nëpërmjet njësisë përkatëse, përbërja dhe funksionimi i së cilës përcaktohen në statutin ose rregulloren e institucionit përkatës.

Neni 114
**Kredia studentore**

1. Ministria përgjegjëse për arsimin ndërmjetëson kreditimin e studentëve, me qëllim mbështetjen financiare për përballimin e kostos së studimeve.
2. Kredia studentore është e hapur për aplikim për të gjithë studentët që fitojnë të drejtën për studime në programet e studimit në institucionet e arsimit të lartë.
3. Skema e kreditimit studentor përcaktohet me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 115
**Kreditë për institucionet publike të arsimit të lartë**

1. Institucionet publike të arsimit të lartë kanë të drejtën e marrjes së kredive për zhvillimin e tyre institucional dhe infrastrukturor.
2. Kushtet që duhen plotësuar për aplikim për kredi përcaktohen me vendim të Këshillit të Ministrave.

Neni 116
**Kontrolli dhe auditimi**

1. Kontrolli dhe auditimi i brendshëm në institucionet e arsimit të lartë dhe njësitë përbërëse të tyre realizohen nga njësitë e auditimit të brendshëm të institucionit. Krijimi dhe funksionimi i njësive të auditimit të brendshëm bëhen në

përputhje me aktet e brendshme të institucionit të arsimit të lartë.

2. Kontrolli dhe auditimi i jashtëm në institucionet e arsimit të lartë kryhen nga auditues të brendshëm ose të jashtëm, të përzgjedhur nga ministria përgjegjëse për arsimin nga lista e përditësuar çdo vit nga Ministria e Financave.

Neni 117

**Pronat e institucioneve publike të arsimit të lartë**

1. Pronat e paluajtshme, në të cilat ushtrojnë veprimtarinë e tyre institucionet publike të arsimit të lartë, që i shërbejnë institucionit për të garantuar përmbushjen e misionit të tij, kalojnë në administrim të institucioneve, me vendim të Këshillit të Ministrave, pas propozimit të ministrit përgjegjës për arsimin.

2. Institucionet kanë detyrimin të ruajnë dhe të mirëmbajnë pronat në administrim dhe nuk mund të ndryshojnë destinacionin e tyre. Institucionet mund të zhvillojnë pronat me miratim paraprak të subjektit që i ka kaluar pronën në administrim.

KREU XII
INSTITUCIONI PUBLIK I PAVARUR I ARSIMIT TË LARTË

Neni 118

**Institucionet publike të pavarura të arsimit të lartë**

1. Institucionet publike të pavarura të arsimit të lartë (IALPP) janë persona juridikë publikë, që krijohen me vendim të Këshillit të Ministrave, me kërkesë të organizatave jofitimprurëse të llojit fondacion, të krijuar për këtë qëllim.

2. IALPP-të kanë personalitet juridik të ndarë nga ai i themeluesit.

3. IAL-të transformohen në IALPP me vendim të Këshillit të Ministrave. Institucionet që kërkojnë të transformohen në IALPP duhet të përmbushin, paraprakisht, kriteret e përcaktuara në këtë ligj.

4. Bordi i Administrimit të IAL-së është autoriteti që vendos për transformimin e institucionit, pasi të ketë marrë mendimin e Senatit Akademik.

5. IALPP-të nuk kanë qëllim fitimin dhe të ardhurat e përfituara nga veprimtaria dhe pasuritë e tyre përdoren për realizimin e misionit të institucionit.

6. Pavarësisht nga origjina e themelimit, IALPP-të zbatojnë të njëjtat rregulla organizimi si institucionet e tjera të arsimit të lartë. Në të gjitha rastet, kur nuk parashikohet ndryshe në këtë kre, gjejnë zbatim dispozitat për institucionet publike të arsimit të lartë.

7. Në kuptim të këtij ligji, fondacionit i njihet e drejta e themeluesit të IALPP-së.

Neni 119

**Kriteret e krijimit të IALPP-së**

Mund të aplikojnë për transformim në IALPP institucionet e arsimit të lartë që përmbushin kriteret e mëposhtme:

a) institucioni ekzistues i arsimit të lartë duhet të jetë i akredituar institucionalisht dhe të ketë të akredituara programet e studimit që ofron, në përputhje me përcaktimet e këtij ligji;

b) themeluesi i institucionit ekzistues të arsimit të lartë duhet të ofrojë garancitë e duhura financiare për funksionimin e IALPP-së, për, të paktën, tri vitet e para të veprimtarisë;

c) themeluesi merr përsipër detyrimin t'i kalojë IALPP-së në mënyrë të parevokueshme të drejtën e përdorimit mbi të gjitha pasuritë e paluajtshme, ku zhvillon veprimtarinë IAL-ja ekzistuese, si edhe pasurive të tjera, të domosdoshme për ushtrimin e veprimtarisë së IALPP-së. Pasuritë duhet të jenë të lira nga çdo barrë dhe themeluesi nuk duhet të ketë detyrime ndaj personave të tretë;

ç) themeluesi nuk duhet të jetë i dënuar me vendim të formës së prerë për kryerjen e një vepre penale;

d) themeluesi nuk duhet të jetë palë e paditur në procese gjyqësore që kanë të bëjnë me çështje thelbësore, të cilat lidhen me veprimtarinë dhe funksionimin e IAL-së ekzistuese;

dh) institucionet e arsimit të lartë, që kërkojnë të transformohen, duhet të kenë krijuar, paraprakisht, strukturat akademike dhe të funksionojnë sipas përcaktimeve të këtij ligji për institucionet publike të arsimit të lartë.

Neni 120

**Mënyra e krijimit të IALPP-ve**

1. Bordi i Administrimit i IAL-së vendos për transformimin e institucionit të arsimit të lartë me tre të katërtat e votave të anëtarëve të tij. Për këtë kërkohet, paraprakisht, mendimi i Senatit

Akademik, i cili jep pëlqimin me shumicën e anëtarëve të tij.

2. Kërkesa për themelimin apo transformimin e IAL-së në IALPP, së bashku me dokumentacionin e kërkuar, i paraqiten Këshillit të Ministrave, nëpërmjet ministrisë përgjegjëse për arsimin.

3. Themeluesi i nënshtrohet një auditimi financiar të pavarur, përpara propozimit në Këshillin e Ministrave, sipas pikës 2, të nenit 116, të këtij ligji.

4. Këshilli i Ministrave miraton krijimin e IALPP-së pas verifikimit të përmbushjes së kritereve të përcaktuara në këtë ligj.

5. Në rastin e krijimit të IALPP-së nga transformimi i IAL-së publike, Këshilli i Ministrave vendos edhe për kalimin e së drejtës së pronësisë mbi pronat e luajtshme dhe të paluajtshme, në favor të fondacionit themelues të IALPP-së.

6. Në rastin e refuzimit të kërkesës, ministria përgjegjëse i paraqet kërkuesit vendimin e arsyetuar, brenda një afati nëntëdhjetëditor nga momenti i paraqitjes së kërkesës. Kërkuesi ka të drejtë të përsëritë kërkesën e tij, pasi të ketë plotësuar kriteret, por jo më parë se një vit nga dita e refuzimit.

7. Këshilli i Ministrave përcakton procedurën, dokumentacionin dhe rregullat e tjera që duhen zbatuar për krijimin e IALPP-së.

Neni 121
**Bordi i Administrimit**

1. Bordi i Administrimit në IALPP përbëhet nga 11 anëtarë, për një mandat 4-vjeçar, me të drejtë rizgjedhjeje.

2. Themeluesi i institucionit përfaqësohet në këtë organ me 6 anëtarë. Ministria, në cilësinë e institucionit shtetëror rregullator, përfaqësohet në Bordin e Administrimit me 1 anëtar. Senati Akademik përfaqësohet në Bordin e Administrimit me 4 anëtarë, një ndër të cilët është rektori i institucionit, për shkak të funksionit.

3. Përfaqësimi i themeluesit në Bordin e Administrimit mund të ndryshojë, në raport me financimin nga subjekte të tjera juridike, publike apo jopublike. Përfaqësimi i ministrisë përgjegjëse për arsimin dhe i Senatit Akademik, në cilësinë e përcaktuar në pikën 2, të këtij neni, nuk mund të ndryshojë.

4. Anëtarët e bordit janë të punësuar me kohë të plotë. Anëtarët e propozuar nga senati akademik, të cilët ushtrojnë funksione apo veprimtari në institucionin e arsimit të lartë, trajtohen sipas përcaktimeve në statut. Anëtarët e bordit nuk duhet të kenë konflikt interesi, sipas legjislacionit në fuqi dhe përcaktimeve në statutin e institucionit.

Neni 122
**Administrimi i fondeve**

Fondet e përfituara nga IALPP-ja administrohen në përputhje me rregullat e përcaktuara në aktet e brendshme të institucionit, si dhe kushtet specifike të përcaktuara për fondet e përfituara. Për to nuk zbatohen, në mënyrë të drejtpërdrejtë, rregullat e shpërndarjes së të ardhurave, sipas standardeve të programimit buxhetor dhe të menaxhimit financiar publik, si dhe të prokurimit publik.

Neni 123
**Inspektimi i veprimtarisë dhe masat ndaj IALPP-së**

Në rast se nga inspektimet dhe/ose mbikëqyrja e ministrisë përgjegjëse për arsimin, konstatohet që IALPP-ja nuk përmbush kriteret ligjore, sipas nenit 119 të këtij ligji, për këtë formë institucioni, ministri përgjegjës për arsimin vendos kushte për vijimin e veprimtarisë nën mbikëqyrje të ministrisë, ose pezullimin e veprimtarisë deri në plotësimin e kushteve, për një periudhë jo më të gjatë se dy vite akademike ose i propozon Këshillit të Ministrave mbylljen e veprimtarisë së institucionit.

KREU XIII
DISPOZITA KALIMTARE DHE TË FUNDIT

Neni 124

1. Diplomat e programeve të studimit, që kanë zgjatur 3 vite (6 semestra), janë ekuivalente me diplomat “Bachelor”.

2. Diplomat e programeve të studimit, të lëshuara në Republikën e Shqipërisë,që kanë zgjatur, së paku, 4 vite akademike (8 semestra), deri në përshtatjen e studimeve, sipas parimeve të procesit të Bolonjës, janë ekuivalente me diplomat “Master i shkencave”.

3. Diplomat për programet e integruara të nivelit të dytë (DIND), të lëshuara para hyrjes në fuqi të këtij ligji, janë ekuivalente me diplomën universitare “Master i shkencave”. Diplomat e

nivelit të dytë (DND), të lëshuara para hyrjes në fuqi të këtij ligji, janë ekuivalente me diplomën universitare "Master i shkencave".

4. Diplomat e programeve të studimit, "Master i nivelit të parë" janë ekuivalente me diplomat "Master profesional".

5. Diplomat e fituara në studimet në kuadër të "Shkollës pasuniversitare të studimeve të thelluara" dhe "Master i nivelit të dytë" janë ekuivalente me diplomat "Master ekzekutiv".

6. Diplomat e fituara në kuadër të Shkollës së Magjistraturës janë ekuivalente me diplomat e studimeve të specializimeve afatgjata.

7. Të gjitha institucionet e arsimit të lartë, që ofrojnë programe studimi të ciklit të dytë në fushën e drejtësisë, fillojnë zbatimin e programeve të integruara në vitin akademik 2017-2018.

8. Brenda 9 muajve nga hyrja në fuqi e këtij ligji, bëhen ndryshimet në ligjet e fushave përkatëse, të përcaktuara në nenin 82 të këtij ligji.

Neni 125

Kodifikimi i programeve të studimit kryhet brenda një viti nga hyrja në fuqi e këtij ligji. Çdo program, që miratohet pas hyrjes në fuqi të këtij ligji, kodifikohet, sipas përcaktimeve të këtij ligji dhe akteve nënligjore përkatëse. Procedurat për kodifikimin e programeve të reja të studimit, atyre ekzistuese dhe për riorganizimin e tyre përcaktohen me udhëzim të ministrit përgjegjës për arsimin.

Të gjitha programet e miratuara deri në hyrjen në fuqi të Kodit të Programeve të Studimit riorganizohen dhe kodifikohen brenda vitit akademik 2016-2017.

Neni 126

1. Personeli akademik, i punësuar në institucionet e arsimit të lartë, i kategorisë "Docent", në kuadër të përcaktimeve të ligjit nr.9741, datë 21.5.2007, "Për arsimin e lartë në Republikën e Shqipërisë", të ndryshuar, konsiderohet "Lektor".

2. Personeli akademik, i punësuar në institucionet e arsimit të lartë, ikategorisë "Lektor", në kuadër të përcaktimeve të ligjit nr.9741, datë 21.5.2007, "Për arsimin e lartë në Republikën e Shqipërisë", të ndryshuar, konsiderohet "Asistent-lektor".

3. Personeli akademik i institucioneve të arsimit të lartë riorganizohet sipas kategorive të personelit akademik, të përcaktuara në këtë ligj, me fillimin e vitit të ri akademik, pas hyrjes në fuqi të këtij ligji.

4. Dispozitat e këtij ligji nuk cenojnë kontratat e punës, me kohëzgjatje të pacaktuar, të lidhura para hyrjes në fuqi të këtij ligji, midis institucioneve të arsimit të lartë dhe personelit akademik. Personeli akademik, i punësuar në institucionet e arsimit të lartë, si personel me kohë të plotë, brenda pesë viteve nga hyrja në fuqi e këtij ligji, duhet të përfundojë studimet e doktoratës. Kur, brenda këtij afati, personeli akademik nuk përfundon studimet e doktoratës, rektori kryen procedurat për zgjidhjen e kontratës së punës.

5. Procedurat e punësimit të personelit akademik të ftuar, atij me kohë të plotë dhe atij me kohë të pjesshme do të kryhen sipas përcaktimeve të këtij ligji dhe akteve nënligjore, pas hyrjes në fuqi të tij.

Neni 127

Kërkesat për hapjen, riorganizimin, mbylljen e një institucioni të arsimit të lartë dhe kërkesat për fillimin e veprimtarisë së një institucioni, të paraqitura para hyrjes në fuqi të këtij ligji, për të cilat nuk ka pasur vendimmarrje deri në hyrjen në fuqi të këtij ligji, shqyrtohen sipas përcaktimeve të këtij ligji.

Neni 128

Kërkesat për hapjen dhe mbylljen e programeve të studimit, të ofruara nga një institucion i arsimit të lartë, të paraqitura para hyrjes në fuqi të këtij ligji, për të cilat nuk ka pasur vendimmarrje deri në hyrjen në fuqi të këtij ligji, shqyrtohen sipas përcaktimeve të këtij ligji.

Neni 129

1. Institucionet ekzistuese të arsimit të lartë riorganizohen brenda dy viteve të para akademike, nga hyrja në fuqi e këtij ligji, dhe në përputhje me përcaktimet e këtij ligji për:

a) llojet e institucioneve të arsimit të lartë;

b) emërtimin e tyre, si dhe programet e studimit të ofruara;

c) strukturën e brendshme akademike dhe administrative.

2. Ngarkohet ministria përgjegjëse për arsimin për nxjerrjen ose propozimin e akteve nënligjore për riorganizimin e IAL-ve, sipas pikës 1 të këtij neni.

Neni 130

1. Institucionet e arsimit të lartë publik mund të transformohen në IALPP, sipas përcaktimeve të këtij ligji, jo më parë se viti akademik 2017-2018.

2. Institucionet e arsimit të lartë jopublik mund të transformohen në IALPP, sipas përcaktimeve të këtij ligji, jo më parë se viti akademik 2018-2019.

Neni 131

1. Zgjedhjet për autoritetet, organet drejtuese akademike, Bordin e Administrimit, administratorin e institucionit të arsimit të lartë, administratorin e njësisë kryesore dhe administratorin e njësisë bazë, në institucionet publike të arsimit të lartë do të zhvillohen në përfundim të mandatit të autoriteteve dhe organeve ekzistuese, të zgjedhur sipas ligjit nr.9741, datë 21.5.2007, "Për arsimin e lartë në Republikën e Shqipërisë", të ndryshuar. IAL-të jopublike riorganizohen brenda të njëjtit afat.

2. Ministria përgjegjëse për arsimin, para përfundimit të mandatit të autoriteteve dhe organeve ekzistuese në IAL-të publike, miraton rregulloren për zgjedhjet e para, sipas këtij ligji, të autoriteteve dhe organeve drejtuese të institucioneve të arsimit të lartë publik. Rregullorja përcakton kriteret për hartimin e listave zgjedhore, regjistrimin e kandidatëve, procesin e votimit, kriteret e vlefshmërisë e të numërimit të votave, rregullat për shpalljen e rezultatit dhe të fituesve, procesin dhe afatet e ankimit.

3. Numri i mandateve të fituara si autoritet drejtues akademik i IAL-së, në të njëjtin funksion dhe në të njëjtin institucion, nuk mund të jetë më shumë se dy, të njëpasnjëshme apo të ndara. Në numrin e mandateve, sipas kësaj pike, përllogariten mandatet e fituara sipas ligjit nr. 9741, datë 21.5.2007, "Për arsimin e lartë në Republikën e Shqipërisë", të ndryshuar, dhe të gjitha mandatet e tjera në vijim.

4. Raportet e përfaqësimit në Bordin e parë të Administrimit do të përcaktohen në raport me nivelin e financimit të institucioneve pjesëmarrëse në të, përgjatë katër viteve të fundit financiare.

5. Institucionet ekzistuese riorganizojnë njësitë e brendshme, në përputhje me këtë ligj, brenda vitit të parë akademik, nga hyrja në fuqi e tij.

Neni 132

Institucionet e arsimit të lartë hartojnë dhe miratojnë statutet në ministrinë përgjegjëse për arsimin dhe rregulloret e tyre, në përputhje me këtë ligj, brenda vitit të parë akademik nga hyrja në fuqi e këtij ligji.

Neni 133

1. Brenda 9 muajve nga hyrja në fuqi e këtij ligji, ministria përgjegjëse për arsimin miraton dhe bën publike listën e institucioneve të arsimit të lartë që plotësojnë kriteret për dhënien e titujve akademikë.

2. Deri në dhënien e gradave dhe titujve akademikë, sipas këtij ligji, gradat dhe titujt trajtohen sipas kuadrit ligjor ekzistues në fuqi. Komisioni i vlerësimit të titujve akademikë pushon së ekzistuari 1 vit pas hyrjes në fuqi të këtij ligji.

Neni 134

1. Studentët, të cilët kanë nisur programet e studimit të doktoratës para hyrjes në fuqi të këtij ligji, i përfundojnë ato sipas kritereve dhe modaliteteve të legjislacionit të kohës kur këta studentë janë pranuar.

2. Përcaktimet e këtij ligji mbi kohëzgjatjen e programeve të studimit zbatohen për studentët që nisin studimet pas hyrjes në fuqi të ligjit.

Neni 135

Pranimi i kandidatëve në institucionet e arsimit të lartë në vitin akademik 2016-2017 e në vijim, në të gjitha programet e studimit të ofruara nga institucionet e arsimit të lartë, kryhet sipas përcaktimeve të këtij ligji.

Neni 136

Agjencia Publike e Akreditimit të Arsimit të Lartë, brenda 6 muajve nga hyrja në fuqi e këtij ligji, riorganizohet në ASCAL, sipas përcaktimeve të këtij ligji dhe vendimit përkatës të Këshillit të Ministrave.

Neni 137

Kodi i Cilësisë së Arsimit të Lartë miratohet brenda 1 viti nga hyrja në fuqi e këtij ligji.

Neni 138

Procesi i sigurimit të jashtëm të cilësisë, akreditimit institucional dhe programeve të studimit vijon sipas kuadrit ligjor ekzistues, deri në riorganizimin e Agjencisë Publike të Akreditimit të Arsimit të Lartë si ASCAL dhe miratimin e Kodit të Cilësisë.

Neni 139

Financimi i institucioneve të arsimit të lartë fillon të aplikohet, sipas këtij ligji, në mënyrë të shkallëzuar, nga viti buxhetor 2016.

Neni 140

Instituti i Shëndetit Publik konsiderohet, në zbatim të këtij ligji, institucion/qendër e kërkimit shkencor, i cili ruan marrëveshjet ekzistuese me IAL-të në fushën mjekësore deri në plotësimin e kushteve të parashikuara në nenin 28, pika 5, të këtij ligji.

Neni 141
**Aktet nënligjore**

Aktet nënligjore në zbatim të nenit 4, pika 4; nenit 5, pika 1, shkronja "e";nenit 8, pika 3; nenit 9, pikat 2,4 dhe 6; nenit 10, pika 1, shkronja "c"; nenit 11, pikat 3 dhe 4; nenit 12, pikat 4 dhe 8; nenit 14, pika 10; nenit 15, pika 7; nenit 28, pika 5; nenit 29, pika 3; nenit 30, pikat 3 dhe 7; nenit 32, pika 2; nenit 35, pika 6; nenit 60, pika 3; nenit 71, pika 2; nenit 75, pika 3,shkronja"b"; nenit 79, pika 7; nenit 82, pika 3; nenit 87, pika 3; nenit 91, pika 5; nenit 92, pika 6; nenit 96, pika 2; nenit 98, pika 1, shkronja"d"; nenit 100, pika 4; nenit 101, pika 2; nenit 105, pika 2; nenit 106, pika 8; nenit 112, pikat 5 dhe 6; nenit 114, pika 3; nenit 115, pika 2; nenit 120, pika 7; nenit 125 dhe nenit 136miratohen brenda 9 muajve nga hyrja më fuqi e këtij ligji.

Neni 142
**Shfuqizime**

Me hyrjen në fuqi të këtij ligji, ligji nr. 9741, datë 21.5.2007, "Për arsimin e lartë në Republikën e Shqipërisë", i ndryshuar, shfuqizohet.

Aktet nënligjore, të miratuara para hyrjes në fuqi të këtij ligji dhe që nuk bien ndesh me të, do të zbatohen derisa nuk janë miratuar aktet e nënligjore të parashikuara në nenin 139 të këtij ligji.

Neni 143
**Hyrja në fuqi**

Ky ligj hyn në fuqi 15 ditë pas botimit në Fletoren Zyrtare.

KRYETARI
**Ilir Meta**

Miratuar në datën 22.7.2015

**VENDIM**
**Nr. 84/2015**

**PËR RRËZIMIN E DEKRETIT NR.9206, DATË 14.8.2015, TË PRESIDENTIT TË REPUBLIKËS, "PËR KTHIMIN PËR RISHQYRTIM TË LIGJIT NR. 80/2015 "PËR ARSIMIN E LARTË DHE KËRKIMIN SHKENCOR NË INSTITUCIONET E ARSIMIT TË LARTË NË REPUBLIKËN E SHQIPËRISË""**

Në mbështetje të nenit 85, pika 2, të Kushtetutës dhe të nenit 86 të Rregullores së Kuvendit,

KUVENDI
I REPUBLIKËS SË SHQIPËRISË

VENDOSI:

I. Rrëzimin e dekretit nr. 9206, datë 14.8.2015, të Presidentit të Republikës, "Për kthimin për rishqyrtim të ligjit nr. 80/2015"Për arsimin e lartë dhe kërkimin shkencor në institucionet e arsimit të lartë në Republikën e Shqipërisë".

II. Ky vendim hyn në fuqi menjëherë.

KRYETARI
**Ilir Meta**

Miratuar në datën 17.9.2015